# Njohja e Zotit

**(Fjalim i mbajtur në *Xhelsa Salanën* e Kadijanit, më 16 mars 1919)**

***Nga:***

***Hazret* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmedi**[ra]
***Kalifi i Dytë i Mesihut të Premtuar***

**Tiranë, 2015**

**Njohja e Zotit**
*(Irfan-e-Ilahi)*
Autor: *Hazret* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmed[ra]
Kalif i Dytë i Mesihut të Premtuar

(Albanian rendering of *"Irfan-e-Ilahi"*)

Versioni origjinal në gjuhën urdu: *"Irfan-e-Ilahi"*, fjalim i mbajtur në *Xhelsa Salanën* e Kadijanit të Indisë, më 16 mars 1919.

**Botimi i parë në shqip: 2015**



*E përktheu nga origjinali:* Samad Ghori
*Redaktore gjuhësore:* Ina Komino

**Botues:**
Xhemati Musliman Ahmedia i Shqipërisë
Rr. "Pavarësia", Mëzez, Tiranë

*Design:* Petani Design, Tiranë
*U shtyp në shtypshkronjën:* Gent.grafik, Tiranë



Për më shumë informacion, ju lutemi vizitoni:
Anglisht: www.alislam.org
Shqip: www.alislam.al

ISBN: 978-1-84880-257-5

## Përmbajtja


Parathënie.....7
Mënyra për të arritur njohjen *(irfanin)* e Zotit.....18
Dëgjoni me vëmendje.....22
Lutja nuk mund të pranohet pa përdorur mjetet.....23
Tregimi i një dervishi.....23
Kur mund të sjellë fryt lutja pa përpjekje?.....23
Përpjekjet e duhura janë kusht për të pasur sukses.....24
Tri kërkesa për njohjen e Zotit.....25
Një akuzë që ngrihet kundër fesë Islame
dhe përgjigjja ndaj saj.....26
Dy rrugë për të gjetur sukses.....26
Njohja e Zotit ka lidhje me zemrën, e jo me gjuhën.....27
Mjetet për ta zbuluar qenien e Zotit.....29
Krijoni ngjashmëri me Zotin.....29
Krijoni atributet e Zotit në veten tuaj.....30
Mënyrat për të krijuar atributet e Zotit brenda vetes.....31
Më së pari, duhet t'i dini atributet e Zotit.....31
Si mund të arrijmë atributet e vërteta të Zotit.....33
Si mund të dallosh të mirën dhe të keqen?.....34
Tri kategoritë e të mëkatuarit.....34
Trajtimi mjekësor i disa sëmundjeve shpirtërore.....36
Ilaçi për të shpëtuar nga mëkatet.....39
Kushti i parë për ta njohur Zotin është pendesa.....40
Shtatë elemente të rëndësishme të pendesës.....40
Këshilla të rëndësishme për të pastruar llogarinë
e vjetër dhe për të bërë mirësi në të ardhmen
(Njëmbëdhjetë metoda të pastrimit shpirtëror).....44

Vlera e mendimit....................................................................................46
Një shkallë e rëndësishme për ngritjen në vepra.................................47
Një tregim i bukur...................................................................................48
Dy llojet e kontrollit..................................................................................57
Tri nënkategori të kontrollit të pjesshëm.............................................58
Katër grupe të veprave të mira...............................................................61
Një mënyrë e lehtë për të kontrolluar veprat.......................................62
Realiteti i përgojimit..................................................................................63
Si mund të njohim përkufizimet e gjynaheve të ndryshme.................64
Ngjarja e një njeriu të Zotit.....................................................................67
Qëndrueshmëria është e domosdoshme për lutjen.............................68
Dallimi midis vetëpëlqimit dhe vlerësimit të vetvetes..................71
Nivelet e njohjes së Zotit........................................................................74
Rreth autorit..............................................................................................78
Shpjegim i termave...................................................................................80
Shkurtesat..................................................................................................80

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit*

## Parathënie

*Elhamdulillah,* lavdia është e Allahut të Madhërishëm që na u mundësua të paraqesim në shqip librin e *Hazret* Mirza Bashirudin Mahmud Ahmedit, *Kalifit* të Dytë të Mesihut të Premtuar[ra], të titulluar *"Irfan-e-Ilahi"*, *"Njohja e Zotit"*. Në fakt, ky është një fjalim që ai mbajti në *Xhelsa Salanën* (mbledhjen vjetore) e Kadijanit të Indisë, të zhvilluar më 16 mars të vitit 1919.

Duke folur rreth këtij fjalimi, *Hazret Kalifi* i Katërt i Mesihut të Premtuar[ra] thotë:

*"Në këtë mbledhje, Hazret Kalifi i Dytë i Mesihut të Premtuar do të mbante fjalën rreth temës "Njohja e Zotit". Sëmundja e kishte dobësuar mjaft dhe në kohën kur ai erdhi për të mbajtur fjalimin, kishte shumë dhimbje koke. E kishte të vështirë edhe të fliste. Por, Allahu i Lartësuar i kishte dhuruar një zemër kaq të ndjeshme, saqë ai nuk deshi të zhgënjente mysafirët që kishin ardhur nga viset e largëta dhe po në atë gjendje të rëndë shëndetësore, erdhi për të mbajtur fjalën. Tema ishte mjaft e vështirë, ndërsa në audiencë gjendeshin njerëz analfabetë që kishin ardhur prej katundeve të ndryshme, por edhe njerëz shumë të shkolluar e intelektualë. Veç kësaj, atje nuk ishin vetëm ahmedianë, por edhe një numër i madh jo-ahmedianësh e miqsh që kishin ardhur duke dëgjuar famën e Kalifit të ri në moshë dhe duke u ndikuar nga përmendjet e atmosferës tejet shpirtërore të qendrës së Ahmediatit".*[1]

1 *"Savaneh Fazl-e-Umar"*, vëll. 2, Rabvah, Pakistan, f. 235-236.

Sipas parashikimeve hyjnore, *Hazret Kalifi* i Dytë[ra] shërohet për t'i prirë *Xhematit* për 46 vjet të tjerë drejt horizonteve të reja.

*Hazret Kalifi* i Dytë i Mesihut të Premtuar[ra] në këtë fjalim thotë:

*"Në atë kohë, sipas të gjitha gjasave dukej se më ishte afruar momenti i fundit. I vetmi shqetësim që kisha në zemër, ishte pikërisht ai që Xhemati ynë ende nuk arriti në atë nivel, ku Mesihu i Premtuar[as] dëshironte ta shikonte. Prandaj, në ato momente, të cilat i konsideroja si momentet e fundit të jetës sime, jam lutur: "O Zoti im, kaloje këtë shqetësim dhe dhuroji Xhematit tonë atë dritë dhe njohje, që fitojnë vetëm robërit e Tu të pastër". Zoti im ma dëgjoi lutjen dhe po mua më dha mundësi që t'jua tërheq vëmendjen ndaj detyrave tuaja. Ai më mundësoi që t'ju tregoj se cili është qëllimi kryesor i jetës sonë dhe në çfarë drejtimi i Dërguari i Zotit dëshiron të na çojë".*

*Hazuri* e shpalos temën me fjalë shumë të thjeshta. Fillimisht tregon rëndësinë e kësaj teme duke thënë se ky pikërisht është qëllimi i jetës së njeriut. Ai bën dallim midis dijes *(ilm-it)* dhe njohjes *(irfan-it)* rreth Zotit dhe tregon se njeriut nuk i mjafton vetëm të ketë dije rreth Zotit, pra që Ai është i Gjithëmëshirshëm, Mëshirëplotë, Bujar, Mëkatfalës etj, por i duhet ta njohë Atë duke përjetuar ndikimet e këtyre atributeve në jetën e tij. Autori gjithashtu udhëzon se për ta pasur këtë përjetim, njeriu duhet të krijojë ngjashmëri me Zotin, pra në rrethin e vet, edhe ai të bëhet i gjithëmëshirshëm, mëshirëplotë, bujar, mëkatfalës etj. Ky pa dyshim është një udhëtim i gjatë që njeriu e bën duke e njohur Zotin. Në këtë fjalim, autori gjithashtu shpjegon me detaje se si mund të realizohet ky udhëtim i bekuar, si mund të largohen pengesat, si mund të arrihet qëndrueshmëria në këtë udhë,

në ç'formë duhet të bëjë përpjekje dhe lutje njeriu për të arritur te Zoti, cilat janë nivelet e njohjes së Zotit, etj.

Shqipërimin e këtij libri e bëri Z. Samad Ghori ndërsa Znj. Ina Komino e redaktoi. Veç kësaj, Znj. Kudsia Ghori e ndihmoi përkthyesin për krahasimin e tekstit shqip me origjinalin. Allahu i shpërbleftë të gjithë me të mira! *Amin!*

Allahu e pranoftë këtë përpjekje, u haptë zemrat lexuesve për të parë të vërtetën dhe e bëftë këtë libër mjet për t'u prirë shpirtrave të sinqertë drejt Allahut të Madhërishëm! *Amin!*

Shahid Ahmad Butt
*President i Xhematit Musliman Ahmedia të Shqipërisë*
*Tiranë, prill 2015*

بسم الله الرحمٰن الرحيم نحمده و نصلى علىٰ رسوله الكريم

Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit
Lavdërojmë Atë dhe i dërgojmë *selavate* të Dërguarit të Tij fisnik.

# Njohja e Zotit

(Fjalim i mbajtur në *Xhelsa Salanën*[2]
e Kadijanit të Indisë, më 16 mars 1919)

اَشْهَدُ اَنْ لَّا اِلٰهَ اِلَّا اللّٰهُ وَاحْدَهٗ لَا شَرِيْكَ لَهٗ وَاَشْهَدُ اَنَّ مُحَمَّدًا عَبْدُهٗ
وَرَسُوْلُهٗ. اَمَّا بَعْدُ فَاَعُوْذُ بِاللّٰهِ مِنَ الشَّيْطٰنِ الرَّجِيْمِ

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ ۝ اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ ۝ الرَّحْمٰنِ
الرَّحِيْمِ ۝ مٰلِكِ يَوْمِ الدِّيْنِ ۝ اِيَّاكَ نَعْبُدُ وَ اِيَّاكَ نَسْتَعِيْنُ ۝ اِهْدِنَا
الصِّرَاطَ الْمُسْتَقِيْمَ ۝ صِرَاطَ الَّذِيْنَ اَنْعَمْتَ عَلَيْهِمْ غَيْرِ الْمَغْضُوْبِ
عَلَيْهِمْ وَلَا الضَّآلِّيْنَ ۝

*Dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut. Ai është i Vetëm dhe i Pashoq. Gjithashtu, dëshmoj se Muhammedi është robi dhe i Dërguari i Tij. Pas kësaj, kërkoj mbrojtjen e Allahut nga shejtani i mallkuar.*

2 Në mbledhjen vjetore.

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit.*
*Lavdia është e Allahut, Zotit të botëve; të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëbërësit; Sunduesit të ditës së gjykimit. Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm Ty të kërkojmë ndihmë. Udhëzona në rrugën e drejtë. Në rrugën e atyre që i bekove, që nuk tërhoqën zemërim dhe që nuk devijuan. (Amin!)*

Praktika ime në kohën e *Xhelsa Salanave*, gjatë viteve të kaluara ka qenë që ditën e parë të *Xhelses*, zakonisht jepja ato këshilla që janë të nevojshme për reformën tek anëtarët e *Xhematit* në përgjithësi. Ndërsa ditën e dytë, ligjëroja për ndonjë çështje shkencore, që gjithashtu synon lartësimin e anëtarëve të *Xhematit*. Por sivjet, për shkak të disa ngjarjeve, mendova se do të jetë më mirë të ligjëroja për ndonjë çështje shkencore jo në ditën e dytë, por që ditën e parë, me kusht që mendimi im të jetë i përbashkët me mendimin e Zotit. Ndërsa në ndryshim nga vitet e mëparshme, kur ditën e parë flisja për çështje të ndryshme, këtë vit për to do të flas ditën e dytë të mbledhjes. Kështu që sot jam para jush për të folur për një çështje shumë të rëndësishme. Por, para se të filloj, desha t'ju tregoj se për një kohë të gjatë kam qenë shumë i sëmurë. Veç kësaj, para pak ditësh m'u desh të udhëtoja deri në Lahor, ku vazhdimisht për shumë ditë kam folur për fe, dhe po ashtu kam dhënë edhe dy ligjërata atje. Këto më kanë shkaktuar shumë lodhje, madje edhe tani jam në gjendje jo të mirë shëndetësore. Për këtë arsye, nuk e shoh veten që të mund të mbaj fjalim edhe për dy apo tri orë, edhe pse më përpara flisja për ndonjë çështje për katër-pesë orë pandërprerë. Së dyti, më duket se edhe zëri im nuk mund t'i arrijë të gjithë. Do të përpiqem me gjithë mundësinë që më dha Zoti, që të flas me zë sa më të lartë, në mënyrë që të gjithë të më dëgjojnë. Por, nëse dikush nuk arrin të më

dëgjojë, atëherë ai le të mendojë se kështu është caktuar prej Zotit. Ai i mundëson kujt të dojë dhe sprovon kë të dojë. Askush nuk mund të ndeshet me dëshirën e Tij, andaj çdo njeri duhet ta parapëlqejë dëshirën e Zotit mbi dëshirën personale. Do të mundohem t'ju tregoj sa më mirë çështjen që kam zgjedhur sot. Le të bëhet ajo që dëshiron Zoti.

Në *Xhelsa Salanat* e kaluara, kisha folur sipas dijes sime për tema si "Përkujtimi i Zotit", "Realiteti i ëndrrave". Por sot dëshiroj të flas për një temë, të cilën duhet ta dijë çdo njeri. Madje, kjo temë është aq e rëndësishme, saqë askush nuk mund të shpresojë dot për shpëtimin pa e njohur këtë. Fjalimet e mia të para kanë qenë për nënçështjet. Por, fjalimi i sotëm është për çështjen kryesore dhe themelore. Më vjen keq që për të folur rreth kësaj teme jam këtu para jush në një gjendje të dobët shëndetësore saqë s'kam fuqi ta shtjelloj gjerësisht. Edhe tani, për shkak të takimeve të shumta me njerëzit e për shkak të pluhurit, kaq shumë po më dhemb koka saqë edhe sikur ta lëviz, ndiej sikur do të më çahet nga dhimbja, edhe pse kam pirë ilaçet para së të vija këtu. Por, në dashtë Zoti, do t'jua përcjell këtë mesazh, i cili për çdo musliman është i pari dhe i fundit. Ditët e fundit, gjatë sëmundjes, disa herë edhe për gjashtë orë vazhdimisht kam pasur luhatje në zemër. Kjo më ndikoi shumë dhe më ngjalli dëshirën në zemër t'ju tregoj diçka që është shumë e rëndësishme si për ju edhe për mua. Në atë kohë mendova që përmes Mesihut të Premtuar[as] Zoti na bëri shumë favore të mëdha; na nxori nga një gropë e errët dhe na ngriti mbi një minare të dritës. Megjithëkëtë, ende duhet të bëni shumë përpjekje për ta mësuar atë që Mesihu i Premtuar[as] dëshironte t'ju jepte, i cili gjendet edhe në Kuranin Famëlartë. Në atë kohë, sipas të gjitha gjasave dukej se më ishte afruar momenti i fundit, i vetmi

shqetësim që kisha në zemër, ishte pikërisht ai që *Xhemati* ynë ende nuk arriti në atë nivel, ku Mesihu i Premtuar[as] dëshironte ta shikonte. Prandaj, në ato momente, të cilat i konsideroja si momentet e fundit të jetës sime, jam lutur: *"O Zoti im, kaloje këtë shqetësim dhe dhuroji Xhematit tonë atë dritë dhe njohje, që fitojnë vetëm robërit e Tu të pastër"*. Zoti im ma dëgjoi lutjen dhe po mua më dha mundësinë që t'jua tërheq vëmendjen ndaj detyrave tuaja. Ai më mundësoi që t'ju tregoj se cili është qëllimi kryesor i jetës sonë dhe në çfarë drejtimi i Dërguari i Zotit dëshiron të na çojë.

Rreth kësaj teme kisha filluar të flas edhe më parë në disa fjalime, domethënë rreth temës se si mund ta njohim Zotin, por nuk e kisha shtjelluar deri në fund. Kisha mbajtur vetëm katër fjalime dhe rashë sëmurë e pastaj, gjatë gjithë kohës, u detyrova të qëndroja larg Kadijanit. Kur u ktheva në Kadijan, përsëri u sëmura dhe rrjedhimisht kjo temë mbeti pa trajtuar. Por, edhe sikur ta përfundoja, prapë mendoj se ajo nuk është e tillë që nuk mund të përsëritet edhe një herë. Zakonisht kur shihet se njerëzit kanë filluar të veprojnë sipas ndonjë këshille, ajo s'ka nevojë të përsëritet. Por, derisa njerëzit nuk e praktikojnë atë, atëherë gjithmonë ka nevojë që ajo të rimerret.

Ju thashë që sot nuk mund të flas gjatë. Por, mendoj se edhe sikur t'ju shpjegoj shkurtimisht, do të ndiej se e kam kryer përgjegjësinë time para Zotit dhe mund të pohoj se jua kam përcjellë mesazhin. Pastaj nëse njerëzit nuk e praktikojnë, faji është i tyre e jo imi. Andaj, nëse Zoti do të më japë fuqi, sot do të lirohem nga përgjegjësia ime.

Çështja e njohjes së Zotit është aq e rëndësishme saqë asnjë njeri nuk mund të thotë se ai s'ka nevojë të dëgjojë për këtë temë. Çdo njeri ka nevojë për të. Shumë njerëz, madje ankohen se ata nuk e

gjejnë atë kënaqësi dhe lumturi, që vjen si rrjedhojë e besimit. Thonë: "Ne falim namazet, agjërojmë, bëjmë haxh, japim zekat, japim edhe *sadaka* e lëmoshë, lutemi, por megjithatë nuk e arrijmë atë nivel ku mund ta gjejmë kënaqësinë e vërtetë". Njerëz të tillë lypin që atyre t'u jepet ndonjë recetë përmes së cilës ata të mund ta njohin Zotin. Padyshim që kjo është një çështje e rëndësishme, saqë njeriu është krijuar pikërisht për këtë dhe ky është dallimi kryesor midis atij dhe krijesave të tjera. Nëse ai nuk e arrin këtë, atëherë ai bëhet më keq se shtazët, pasi shtazëve nuk iu dha kjo aftësi dhe si të tilla, nuk u kërkohet asnjë llogari. Pra, njohja e Zotit është e detyrueshme për çdokënd dhe pa të, njeriu nuk mund të përsoset. Në *Xhematin* tonë, njerëzit kanë një dëshirë të flaktë për ta gjetur dashurinë e Zotit, aq shumë saqë dëshirojnë që çdo grimcë e trupit të tyre ta shohë manifestimin e Tij. Por megjithëkëtë dëshirë të flaktë e të sinqertë, ka të tillë që nuk e arrijnë njohjen e Zotit dhe shpesh ankohen për këtë. Shumë nga ata kalojnë net duke qarë dhe, edhe gjatë ditëve shumë kohë kalojnë në përpjekje për ta gjetur Zotin. Por prapëseprapë ata nuk e arrijnë qëllimin. Edhe pse përpiqen e orvaten, nuk e gjejnë të Dashurin e tyre. Dyert e njohjes së Tij nuk u hapen ende dhe ata gjithnjë ndiejnë një perde midis tyre e Zotit.

Pyetja që shtrohet është se cilat janë rrugët dhe mjetet, përmes të cilave mund ta heqësh këtë perde e mund ta arrish qëllimin. Pas këtyre përpjekjeve, nganjëherë ndodh që disa njerëz dëshpërohen aq shumë saqë përfundojnë në bindjen se s'ka Zot hiç. Nëse dikur ata përpëliteshin për ta gjetur Atë, tani e mohojnë krejtësisht. Ata thonë: "Neve na ishte thënë se përmes fesë Islame ne mund ta gjenim Zotin. Ne u përpoqëm me të gjitha mundësitë tona, por nuk e gjetëm. Kjo tregon se nuk ka Zot. Nëse do të kishte, patjetër do ta gjenim Atë".

Pra, shumë njerëz duan ta njohin Zotin, aq shumë saqë netët i kalojnë duke qarë dhe ditët i kalojnë si ajo nënë që ka humbur fëmijën e saj, mallëngjehen aq shumë sikur bota u është bërë prush, prapëseprapë nuk e arrijnë njohjen e Zotit. Dikush mund të thotë se edhe pas kaq shumë përpjekjesh, ky është rezultati, atëherë nuk ka Zot, ose edhe sikur të ketë, të paktën Ai nuk gjendet nga njerëzit. Por të dyja mendimet janë të gabuara. Realisht, ka rrugë dhe mjete të caktuara për të arritur ndonjë gjë të caktuar. Para se të hedh dritë mbi ato rrugë dhe mjete, të cilat duke i ndjekur mund ta arrijmë Zotin, dëshiroj të qartësoj se çfarë do të thotë ta njohësh Zotin. Shpesh njerëzit thonë se ata nuk arrijnë ta njohin Zotin, ndërkohë nuk e dinë me të vërtetë se çfarë do të thotë njohja e Zotit. Ata vetëm e kanë dëgjuar këtë fjalë nga baballarët e tyre dhe kaq. Ndaj, është e rëndësishme ta shpjegoj edhe këtë çështje.

*Irfan* dhe *ma'rifet*[3] janë fjalë të gjuhës arabe, të cilat pothuajse janë edhe sinonime. Ato kanë një dallim nga fjala *ilm* (dije). Dija *(ilm)* mund të arrihet edhe pa përpjekje por njohja *(irfan)* jo, ndonëse edhe këto dy fjalë nganjëherë përdoren si sinonime. Në fakt, njohja gjithmonë është e kushtëzuar me meditim dhe përpjekje. Mund të themi se nëse dija është diçka e rëndomtë, njohja është e veçantë. Prandaj në gjuhën arabe thuhet عَرَفَ ربَّهٗ domethënë "ai e ka njohur Zotin e tij", por nuk thuhet عَرَفَ عَبْدَهٗ "Zoti e ka njohur robin e Tij". Në rastin e dytë përdoret fjala *dije*, pasi Zotit, për të njohur dikë, nuk i duhet meditim apo mundim. Kështu që, ta njohësh Zotin do të thotë të meditosh, të mendosh dhe pastaj të aftësohesh për ta njohur Atë. Njohje për diçka do të thotë t'i dish gjërat e saj të veçanta që e dallojnë

3 Në arabisht, për njohjen e Zotit, përdoret fjala "*irfan*" a "*ma'rifet*".

atë nga të tjerat. Për shembull nëse thuhet se Zejdi e ka njohur Bekrin, kjo do të thotë se Zejdi ka kuptuar mirë se çfarë vetish të veçanta ka Bekri, që të tjerët mbase nuk i kanë. Në të njëjtën mënyrë, ta njohësh Zotin do të thotë të njohësh atributet që ke lexuar në Librin e Tij, siç thuhet për shembull: Zoti është i Gjithëmëshirshëm, Mëshirëplotë, Bujar, Mbulues, Mëkatfalës, etj. të gjitha këto të arrish t'i gjesh e t'i dëshmosh në qenien e Zotit. Njohje nuk do të thotë që të dish vetëm se Zoti i ka ato atribute, sepse këto i di çdo musliman. Nëse njohja e Tij do të ishte vetëm kaq, çdo njeri mund të bëhej njohës *(arif)* i Tij. Njohës i Tij është vetëm ai që e ka njohur Atë duke dëshmuar atributet e Tij të veçanta. Për shembull, nëse dikush e di se si është fytyra e filanit, si janë adetet e tij, vetitë e tij, sa është gjatësia e tij, si vishet ai, do ta njohë menjëherë sapo e takon. Kështu është edhe njohja e Zotit. Nuk duhet vetëm t'i dimë atributet e Zotit, por t'i dëshmojmë ato në qenien e Zotit. Por, mjerisht shumë njerëz as nuk e kanë idenë se çfarë do të thotë kjo njohje e Zotit. Nëse do t'i pyesësh ata, jo 99 për qind e tyre, por as 999 në një mijë nuk mund të tregojnë saktësisht. Shembulli i tyre është si i atij që përpiqet të gjejë diçka në errësirë, por pa e ditur se çfarë po kërkon. Në këtë rast, edhe sikur ta gjejë atë, së cilës vetëm ia ka dëgjuar emrin por që nuk di aspak se si është ajo, çfarë vetish ka, atëherë edhe duke e parë, ai nuk mund ta njohë atë. Madje ka mundësi ta largojë mënjanë dhe të fillojë të kërkojë diçka tjetër. Për shembull nëse dikush dëshiron të takojë Zejdin por nuk di se ku banon ai, se si duket ai e se cilat janë adetet e tij, atëherë edhe sikur të kalojë vetë Zejdi para tij, ai nuk mund ta njohë atë. Në të njëjtën mënyrë, edhe ata që nuk dinë aspak se çfarë do të thotë njohja e Zotit, në radhë të parë nuk meritojnë ta kenë njohjen e Zotit ose ta takojnë Zotin, dhe së dyti, edhe nëse do të dëshmojnë ndonjë atribut të Tij, nuk mund ta vlerësojnë drejt dhe mundet që edhe sikur

të kalojnë pranë Zotit, të mos e vënë re fare qenien e Tij. Ata që pa e kuptuar mirë se çfarë do të thotë njohja e Zotit, nisen në kërkim të Tij, i shëmbëllejnë tamam atij njeriu, për të cilin është thurur ky tregim. Thuhet se një herë, një njeri teksa kalonte rrugës, dëgjoi një vjershë që dikush po i këndonte një dashnoreje të bukur. I thanë se ajo ishte aq e bukur saqë tërë bota u çmend pas saj. Rrugëtari në fjalë mendoi se nëse e tërë bota është dhënë pas asaj, atëherë pse ai jo. Pra, edhe ai filloi ta lëvdonte e t'i këndonte duke shprehur dhimbjen e largësisë nga ajo. Ai ishte mësues në një shkollë. Një ditë, një shok i tij shkoi në shkollë për ta takuar, ku mori vesh se ka shumë ditë që ai nuk vjen fare. Atëherë ai shkoi te shtëpia e tij dhe i tha shërbëtores ta lajmëronte se ka ardhur shoku i tij për ta takuar. Ajo tha se shefi nuk takonte askënd prej disa ditësh, sepse është në gjendje depresioni dhe traume. Atëherë, ai tha – Shko dhe përmendja emrin tim. Nëse prapë nuk vjen, do të kthehem. Ajo shkoi dhe ia tregoi. Mësuesi i tha ta fuste brenda në shtëpi. Shoku i tij u habit duke parë se sa shumë ishte dobësuar ai. E pyeti shkakun e kësaj gjendjeje. "Kam pësuar një tronditje të rëndë!" – iu përgjigj ai. "Po pse? A të ka vdekur ndonjë i afërm?" – e pyeti shoku. "Jo, të afërmit le të vdesin, por më vdiq dashnorja!" Shoku e pyeti: "Kush ishte ajo? E ku banonte?" Ai u përgjigj: "Eh, nuk ia di emrin, as adresën e as pamjen". "Atëherë si ke rënë në dashuri me të?" – e pyeti i habitur. Ai tha: "Kisha dëgjuar se të gjithë e donin, po ashtu, kisha dëgjuar shumë këngë që i qenë kënduar asaj, edhe unë fillova ta doja. Por, një ditë dëgjova dikë që këndonte se ajo i kishte hipur një gomari dhe kishte shkuar diku, por nuk ishte kthyer më as ajo e as gomari. Me siguri duhet të ketë vdekur, sepse s'kishte nevojë që të qëndronte atje kaq gjatë. A kuptove tani se në ç'traumë jam?!" Shoku i tij shprehu vetëm pikëllim për gjendjen e tij e u çua për t'u larguar. Kështu që, ka edhe njerëz të tillë që vajtojnë

se nuk po e gjejnë Zotin, por ata as nuk kanë haber se çfarë është Zoti e çfarë do të thotë ta njohësh Zotin. Ata kujtojnë se të dish për Zotin e ta njohësh Atë janë dy gjëra të barabarta. Atributet e Zotit janë përmendur në Kuran e në hadithe, të cilat çdokush që i lexon, mund t'i dijë. Ndërsa për sa i përket dijes gjithëpërfshirëse për Zotin, kjo nuk është arritur deri tani, as që mund të arrihet ndonjëherë. Kjo tregon se njohja e Zotit me të vërtetë është krejtësisht diçka tjetër, dhe ajo është që atributet e Zotit që njeriu di, t'i zbulojë në qenien e Zotit e t'i njohë. Kjo quhet njohje e Zotit dhe kjo ka emërtime të ndryshme.

## Mënyra për të arritur njohjen *(irfanin)* e Zotit

Le të shohim tani se cila është rruga për ta gjetur njohjen e Zotit. Kam folur për ata që përpiqen shumë por nuk e gjejnë atë. Dua të flas pak edhe për ata që nuk përpiqen aspak, por dëshirojnë ta kenë njohjen e Zotit. Veprat e njerëzve të tillë tregojnë se ata aspak nuk dëshirojnë të mundohen për këtë. Veç se kurdoherë dëgjojnë për njohjen e Zotit, gëzohen dhe ndiejnë sikur edhe ata ta gjenin. Por këta njerëz kurrsesi nuk mund ta arrijnë atë, sepse njohja e Zotit është një thesar i paçmueshëm. Edhe gjëra të rëndomta që nuk kanë shumë vlerë, nuk mund t'i gjejmë pa u përpjekur. Edhe fëmijët e vegjël kur përpiqen të kapin fruta nga pemë të ndryshme, plagosen e lëndohen nga gjembat dhe shpesh u grisen edhe rrobat. Nëse një gjë kaq e lirë nuk mund të arrihet pa përpjekje, si mund të imagjinohet që ta gjejmë Zotin pa asnjë vështirësi. Nëse ka diçka të çmueshme në të dyja botët, është vetëm Zoti. Si mund të imagjinosh që ta gjesh Atë vetëm me një psherëtimë apo pendim?! Njerëzit e tillë nuk e kanë gjetur Zotin e as nuk kanë për ta gjetur kurrë. Patjetër duhet të bësh

përpjekje për ta gjetur Atë. Nëse dikush bën *bejtin* me këtë shpresë, që, këtu të vendosë dorën mbi dorë për *bejtin*, dhe atje të jetë në oborrin e Zotit, atëherë ai gabon dhe nuk mund të ketë sukses. Disa njerëz mendojnë se në botë ka edhe njerëz të shenjtë të tillë, që me një shikim mbi dikë ia largojnë të gjitha mangësitë duke e shndërruar edhe atë në një njeri të shenjtë. Edhe kjo nuk është e drejtë, sepse nuk është e mundur që njohja e Zotit dhe *irfani* i Tij të arrihet kaq lehtë. Gjerë më sot, nuk mund të gjejmë asnjë njeri si shembull që ka arritur Zotin pa përpjekje. Njerëzit më të lartë në nivel janë profetët. *Eulijat* janë shumë më poshtë sesa profetët. Ndaj, është diçka krejt e gabuar të thuash se *Hazret* Sejid Abdul Kadir Gjilani[ra] duke parë një kusar, e kishte shndërruar në një njeri të shenjtë, apo *Hazret* Muinuddin Çishti[ra] ka arritur të gjitha nivelet shpirtërore përmes mësuesit të tij, i cili i kishte hedhur vetëm një shikim. Këta kanë qenë ndjekës të Profetit Muhammed[sa]. Le të shohim se si e ka arritur Zotin mësuesi i tyre. Për Profetin Muhammed[sa] Kurani Famëlartë thotë:

وَ وَجَدَكَ ضَآلًّا فَهَدٰى [4]

*Ne të kemi gjetur ty të përhumbur pas Nesh, aq shumë saqë ti nuk kishe asnjë haber për veten, atëherë të udhëzuam.*

Në këtë *ajet*, fjala arabe ضَآلًّا *(dāllan)* nuk do të thotë "i devijuar" apo "i përhumbur", por i përhumbur pas dashurisë së Zotit aq shumë saqë ta harrojë fare veten e tij. Sepse ajete të tjera të Kuranit tregojnë se Profeti Muhammed[sa] kurrë nuk u devijua, siç thotë në një vend: *"Shoku juaj as nuk u humb e as nuk u devijua".*[5] Madje, çdo vepër të tij, Kurani e quan model për ta ndjekur: *"Në të Dërguarin e Allahut ka një*

4 Kurani Famëlartë 93:8.
5 Kurani Famëlartë 53:3.

*shembull të shkëlqyer”.*[6] Pra, fjala *dāllan* duhet të përkthehet ashtu siç tregojnë ajetet e tjera, të cilat thonë se Profeti Muhammed[sa] ka qenë krejtësisht i përhumbur pas Allahut, aq shumë saqë nuk kishte aspak merak për veten, madje kishte hequr dorë nga të gjitha dëshirat e tij. Ne pikërisht kështu e kuptojmë ajetin që citova pak më lart dhe ashtu e besojmë. Vetëm pas kësaj gjendjeje të mundimshme të tij, Zoti thotë: *“Ne e udhëzuam atë”*. Pra, kjo ishte ajo çfarë kishte ndodhur me Profetin Muhammed[sa] , i cili është mbreti i të gjithë profetëve. Nuk mund të thuhet se ai ishte munduar kaq shumë për ta gjetur Zotin dhe të tjerët mund ta gjejnë pa asnjë përpjekje. Kur vetë Profeti Muhammed[sa] kishte ndjekur rrugën e përpjekjeve, atëherë si mund të besohet që *eulijat* e *umetit* të tij ishin çudibërës të tillë që me një shikim shenjtëronin njerëzit. Shkurt, ata që duan ta arrijnë njohjen e Zotit, duhet të mundohen shumë. S’ka rrugë tjetër. Çudi, për të përvetësuar gjuhën angleze, njerëzit mundohen në shkollë për 16 vite, ndërsa Zotin duan ta arrijnë për një ditë! Është e vërtetë që njohja e Zotit vjen si bekim i Tij dhe ajo mund të gjendet vetëm përmes Zotit. Po të ishte e bazuar vetëm mbi përpjekjet, atëherë në krahasim me shkencat e tjera, njohjen e Zotit nuk mund ta arrinin as në miliona vite, e megjithatë, ka njerëz që duan ta arrijnë falë vetëm një shikimi! Ajo që duam të themi është se nëse njohja e Zotit me të vërtetë nuk mund të arrihet brenda një dite, a ka mundësi që të arrihet në disa muaj ose në disa vite, duke ndjekur profetët dhe *eulijat*. Çdokush e gjen sipas mundësive dhe përpjekjeve të tij. *Elhamdulillah*[7] njerëzit e *Xhematit* tonë nuk janë të atillë që mendojnë ta gjejnë Zotin në një çast. Çdokush prej jush që dëshiron ta gjejë Zotin, duhet ta kuptojë

6 Kurani Famëlartë 33:22.
7 Lavdia është e Allahut.

mirë e ta dëgjojë atë çfarë do t'ju them sot. Mendoj se s'mund të ketë njeri midis jush që nuk e do Zotin, sepse keni pranuar Mesihun e Premtuar[as] pikërisht për këtë qëllim.

Nuk them se këto gjëra që do t'ju tregoj, nuk i keni dëgjuar kurrë më parë. Përkundrazi, shumë nga këto edhe mund t'i keni dëgjuar. Qëllimi im është që dijen që ma dha Zoti rreth kësaj teme, t'jua përcjell në atë mënyrë që ju të filloni ta shfrytëzoni në jetën tuaj. Zoti më dha dije të veçantë në këtë fushë dhe kjo nuk është për shkak të ndonjë cilësie timen e as nuk e kam arritur këtë dije vetë nga mundimet apo përpjekjet e mia. Bekimi dhe mëshira e Zotit më bëri ta mësoj këtë dije. Prej shumë kohësh kisha dëshirë që t'ju flisja për këtë. Kjo dije ka shumë degëzime dhe këtu as nuk kemi kohë e as nuk kam shëndet që t'ju tregoj gjerësisht. Kam marrë vetëm një degë dhe gjatë fjalimit, nëse Zoti më mundëson, mund të prek edhe tema të tjera që kanë lidhje me këtë çështje. Nuk e di deri sa mund të më lejojë shëndeti im. Edhe unë, edhe disa nga shokët e mi kanë parë ëndrra të frikshme. Do të mundohem ta shfrytëzoj këtë kohë që ta shtjelloj sa mundem, të tjerat do t'i lë sipas dëshirës së Zotit. Bashkë me ëndrra të frikshme, kam marrë edhe disa lajme të gëzueshme prej Zotit, edhe pse ato nuk janë të tilla që të më bëjnë t'ju them me siguri, që Zoti do të më lejojë ta shtjelloj këtë temë më vonë.

Një ndër lajmet e gëzueshme është një ëndërr në të cilën kam parë që jam ulur në *Baitud Dua* (shtëpinë e lutjes) ashtu siç ulemi në *namaz* dhe po lutem: *"O Zot, fundi im të jetë si fundi i Hazret Ibrahimit*", pastaj i emocionuar u çova në këmbë dhe vazhdova ta bëja këtë lutje. Ndërkohë u hap dera dhe aty ishte Mir Muhammad Ismail sahibi, i cili më shfaqte dritë. Kuptimi i Ismailit është *"Zoti e dëgjoi*". Fundi

i Ibrahimit ishte që Zoti pas vdekjes së tij, kishte ngritur Is'hakun dhe Ismailin si pasardhës të tij. Kjo është një sihariq, nga i cila le të gëzoheni.

## Dëgjoni me vëmendje

Do të kthehem te tema kryesore. Ju tregova që duhen shumë përpjekje për ta njohur Zotin dhe se pa to nuk e gjen këtë bekim. Zotin nuk mund ta gjesh nëse nuk e ke njohjen e përsosur. Prandaj, çdo gjë që do t'ju them, dëgjojeni me vëmendje, sepse pa dëgjuar mirë, gjërat nuk nguliten në kokë dhe nëse ato harrohen, nuk mund t'i praktikoni dot. Ndaj, desha t'ju them me shumë dashuri e sinqeritet, që nëse dikush po fle, le të zgjohet. Nëse dikush është i pavëmendshëm, le të bëhet i vëmendshëm, sepse do t'ju them disa gjëra që janë dobiprurëse për ju. Nuk po ju kërkoj asnjë shpërblim për këtë. Madje unë dua ta kryej vetëm detyrën me të cilën jam ngarkuar. Nëse do t'i praktikoni ato që do t'ju rrëfej, sinqerisht po ju them se do të arrini shumë gjëra të shtrenjta dhe do të gjeni kënaqësi të mëdha. Por, mbani mend se ajo që do t'ju tregoj nuk është si një shkop magjik, që ta përdorni natën e të nesërmen të bëheni njohës të Zotit. Prandaj kam sqaruar në fillim që njohja e Zotit nuk vjen në mënyrë të thjeshtë, atë mund ta arrini vetëm kur do ta zhdukni *nefsin* tuaj. Nga këto, do të fitoni dobinë që të mos ankoheni si ata që thonë se kanë bërë shumë përpjekje por prapë nuk e gjetën Zotin. Dhe nëse do Zoti i Madhërishëm, ju mund ta shihni Zotin pikërisht sipas atributeve të Tij që janë përmendur në Kuranin Famëlartë.

## Lutja nuk mund të pranohet pa përdorur mjetet

Më së pari dëshiroj t'ju këshilloj për mënyrën e përpjekjeve. Duhet të kuptoni mirë se për të arritur çdo gjë, ka mjete dhe rrugë të veçanta. Për sa kohë që nuk i përdorim ato mjete, asgjë nuk mund të arrihet. Disa njerëz thonë se përmes lutjes arrihet Zoti. Padyshim lutja është një mjet shumë i fortë, por ajo do edhe disa gjëra të tjera, pa të cilat nuk mund të pranohet. Për shembull nëse ndonjëri martohet dhe pa shkuar te gruaja e tij, ditë e natë lutet që të ketë fëmijë, a mund të plotësohet lutja e tij? Kurrsesi jo.

## Tregimi i një dervishi

Për një njeri të Zotit përmendet në literaturë që dikush kishte shkuar tek ai dhe i kishte kërkuar që të lutet që ai të ketë fëmijë. Pasi ia bëri këtë kërkesë, u nis të largohej. Dervishi e pyeti: "Ku po shkon?" "Po shkoj jashtë vendit për të gjetur punë", u përgjigj ai. Dervishi i tha: "Nëse ti do të shkosh për punë, si mund të pranohet lutja ime?"

Pra, derisa nuk përdorim mjetet e duhura, lutja nuk mund të sjellë rezultat.

## Kur mund të sjellë fryt lutja pa përpjekje?

Ka vetëm dy përjashtime kur lutja sjell dobi edhe pa përpjekje. Së pari, kur Vetë Zoti të urdhëron për ndonjë çështje të caktuar: "Lutu dhe mos përdor asnjë mjet dhe mos bëj ndonjë përpjekje!" Sikundër Allahu i kishte thënë Mesihut të Premtuar[as] të mos merrte vaksinën kur kishte rënë murtajë dhe të bënte vetëm lutje. Duke iu bindur kësaj

porosie, as ai e as anëtarët e *Xhematit* të tij nuk e morën vaksinën e murtajës.[8]

Pra, edhe pse vaksina ishte ilaçi i domosdoshëm për t'u shëruar nga murtaja siç është edhe tani, Zoti e kishte ndaluar marrjen e saj dhe kishte dhënë urdhër vetëm të luteshin. Me bekimin e Zotit në krahasim me ata që morën vaksinën, shumë pak nga anëtarët e *Xhematit* u prekën nga sëmundja, edhe pse asnjeri prej tyre nuk kishte marrë vaksinë.

Rasti i dytë është atëherë kur njeriu gjendet në një situatë kur nuk mund të bëjë përpjekje në asnjë mënyrë. Nëse je i prangosur diku në pyll dhe s'ke çfarë të bësh, atëherë vetëm duhet të lutesh dhe ajo pranohet. Përveç këtyre rasteve, bashkë me lutjet përpjekjet janë të domosdoshme. Pastaj ka raste që disa njerëz bëjnë edhe lutje, po ashtu bëjnë edhe përpjekje, por prapë nuk shohin ndonjë rezultat. Kam parë vetë se si njerëzit mundohen shumë por nuk e gjejnë dot Zotin. Pse ndodh kështu? Përgjigjja e kësaj është që përpjekjet nuk janë bërë ashtu siç duhen.

### Përpjekjet e duhura janë kusht për të pasur sukses

Pra, për të gjetur sukses, nuk mjafton vetëm të përpiqesh, por të duhet që të përpiqesh në mënyrën e duhur. Një student nëse vetëm blen librat dhe nuk i mëson dhe tërë ditën lutet që të fitojë dijen, ai s'mund të ketë sukses. Ose ai që nuk mëson, por e lëndon veten duke u varur apo duke ngulur gjilpëra në trup dhe mendon se do të ketë sukses sepse po mundohet, nuk është e mundur të realizohet

8 *"Kishti-e-Nuh"*, *"Rruhani Khezain"*, vëll. 19, f. 6.

dëshira e tij. Ose ai që dëshiron të mësojë farkëtarinë dhe në vend që të punojë, gjithë ditën vetëm fal namazet dhe tërë natën mban tespihe duke përsëritur:

سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ سُبْحَانَ اللهِ الْعَظِيْمِ

*"Subhanallahi ue bihamdihi subhanallahil ezim"*,[9]

nuk mund ta mësojë zanatin, edhe pse për këto fjalë *Hazret* Profeti Muhammed[sa] tha:

كَلِمَتَانِ حَبِيْبَتَانِ اِلَى الرَّحْمٰنِ، خَفِيْفَتَانِ عَلَى الِّسَانِ، ثَقِيْلَتَانِ فِى الْمِيْزَانِ: سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ سُبْحَانَ اللهِ الْعَظِيْمِ.

*"Janë vetëm dy fjalë që janë shumë të pëlqyera te Zoti, shumë të lehta në gjuhë, por shumë të rënda në peshë"*. Prandaj, për çdo punë bashkë me lutjet, janë shumë të nevojshme edhe përpjekjet dhe mjetet e duhura.

## Tri kërkesa për njohjen e Zotit

Pra, janë tri kërkesa për ta gjetur njohjen e Zotit: e para është lutja; e dyta përpjekjet; e treta përpjekjet në mënyrën e duhur. Lidhur me këto do t'ju tregoj disa gjëra, të cilat nëse do t'i mbani mend e do t'i praktikoni ashtu siç them, në dashtë Allahu, do të keni sukses.

Rreth përpjekjeve të duhura dua t'ju tregoj edhe diçka tjetër. Ato duhet të përfshijnë të gjitha elementet që janë të nevojshme për ta arritur suksesin. Për shembull, një student që dëshiron të hyjë në provimin për t'u regjistruar në shkollë të lartë, bashkë me lëndë të

9 "I Shenjtë është Allahu me lavdinë e Tij; i Shenjtë është Allahu, i Madhërishmi".

tjera si historia dhe gjeografia, duhet ta dijë edhe matematikën si dhe tema të tjera që do të pyeten në provim. Por nëse dikush merret vetëm me një lëndë dhe e përvetëson mirë atë, duke i lënë pas dore lëndët e tjera, atëherë as ai nuk mund të ketë sukses. Kjo tregon se përpjekjet tona duhet t'i përfshijnë të gjitha elementet e duhura.

## Një akuzë që ngrihet kundër fesë Islame dhe përgjigjja ndaj saj

Disa njerëz akuzojnë se feja Islame është mendjengushtë, pasi thotë se përveç asaj asnjë fe tjetër nuk është në rrugën e drejtë. Pra sipas akuzuesve, duhej të thuhej se shpëtimin mund ta gjejë ndjekësi i cilësdo fe. Çudi që akuzuesit e tillë nuk i shohin të paktën ligjet e natyrës, se si ato sjellin rezultatet e tyre. Ata pyesin se pse një hindu, i krishterë, apo arjë nuk mund ta arrijë Zotin, edhe pse në zemër ai ushqen dashuri ndaj Tij dhe po ashtu përpiqet për ta gjetur Atë. Përgjigjja ndaj kësaj akuze është pikërisht kjo: mosgjetja e suksesit të atij që dëshiron të mësojë farkëtarinë vetëm duke qëndruar në diell, ose të atij që dëshiron të fitojë dijen vetëm duke ndenjur kokëposhtë. Të gjithë e dinë se derisa nuk bëhen përpjekjet e duhura për ndonjë punë të caktuar, nuk mund të ketë sukses në të. Pra, nëse në botën materiale e shohim këtë ligj, atëherë si është e mundur të mos veprojë i njëjti ligj edhe në botën shpirtërore.

## Dy rrugë për të gjetur sukses

Në çdo punë ka dy rrugë për të arritur sukses. E para është rruga e zakonshme. Për shembull për të fituar dijen nxënësi duhet të frekuentojë shkollën dhe duhet të ndjekë kursin e mësimeve që është i caktuar nga shkolla. E dyta është rruga e veçantë, të cilën duke e

ndjekur për një kohë të shkurtër njeriu mund ta arrijë atë që kërkon. Për shembull, nëse i mëson formulat e algjebrës, mund të punosh mirë me atë lëndë. Ose si puna e shitësit që përvetëson disa taktika të shpejta për të bërë llogaritje dhe e mbaron punën shpejt. Pra, ka edhe mjete dhe rrugë të veçanta, përmes të cilave punët i përfundon më shpejt sesa me rrugët e zakonshme. Ky ligj ekziston edhe në sferën materiale, edhe në atë shpirtërore. Por një gjë duhet ta kemi parasysh se taktikat e veçanta mund t'ju hyjnë në punë vetëm atëherë kur t'i dini edhe rrugët e zakonshme, sepse taktikat janë vetëm për ta përfunduar punën sa më shpejt e jo për ta arritur qëllimin ashtu siç duhet.

Sot do t'ju tregoj vetëm rrugët e zakonshme e jo taktikat, pasi ajo është një temë më vete. Veç kësaj, nëse nuk i dini taktikat, nuk ju prish punë aspak. Edhe pse ato na mundësojnë të bëjmë punët më shpejt, por ato mund t'i shfrytëzojmë vetëm atëherë kur i dimë mirë metodat e zakonshme. Prandaj është e nevojshme që metodat e zakonshme t'i mësoni më së pari e të filloni t'i praktikoni e pastaj kur t'ju nevojitet të përfundoni punën më shpejt, mund t'i zbuloni edhe taktikat. Nëse Zoti do të më mundësojë, do t'i përmend edhe ato ndonjëherë tjetër.

## Njohja e Zotit ka lidhje me zemrën, e jo me gjuhën

Këtu duhet sqaruar edhe një gjë që, njohja e Zotit është diçka që thelbi dhe e vërteta e së cilës nuk mund të shpjegohet në fjalë. Nëse do të ishte e mundur një gjë e tillë, mund t'ua mësonim të gjithëve, gjë që nuk ndodh. Kush mund të jetë më shumë dashamirës ndaj njerëzve sesa I Dërguari i Allahut[sa]. Rreth tij, Zoti thotë në Kuran:

لَعَلَّكَ بَاخِعٌ نَّفْسَكَ اَلَّا يَكُوْنُوْا مُؤْمِنِيْنَ

*"A do të vrasësh veten, pse të gjithë njerëzit nuk po bëhen besimtarë"*.[10]

Nëse njohja e Zotit mund të përshkruhej në fjalë, *Hazret* Profeti Muhammed[sa] patjetër do ta bënte këtë, pasi ai gati vdiste që njerëzit ta njihnin Zotin. Por ai kurrë nuk e përshkroi këtë me fjalë. Kjo tregon që njohja e Zotit është diçka që s'mund të thuhet me fjalë, ajo ka lidhje vetëm me zemrën. Përndryshe i Dërguari i Allahut[sa] dhe Mesihu i Premtuar do t'i bënin të gjithë njerëzit njohës të mirë të Zotit. Prandaj, edhe unë nuk do t'ju tregoj e as nuk mund t'ju tregoj realitetin e njohjes së Zotit, por mund t'ju tregoj vetëm për mjetet përmes të cilave ajo arrihet.

Thuhet se nxënësi nuk mund t'ia dijë gjendjen mësuesit, e as mësuesi nxënësit. Bëhet fjalë për gjendjen shpirtërore, e cila është e fshehtë sepse ajo lidhet me zemrën e njeriut. Njohja e Zotit gjendet pikërisht atje, prandaj ajo kurrsesi nuk mund të përshkruhet me fjalë, edhe sikur një njeri ta ketë arritur atë. Pra, vetëm mjetet mund të përmenden kurse rezultati që vjen pas asaj, nuk mund të përmendet. Deri më tani askush në botë nuk e ka përshkruar me fjalë njohjen e Zotit, kështu që, as unë nuk mund ta përshkruaj dot këtë. Ashtu sikur ne mund t'i tregojmë dikujt se si bëhet ëmbëlsira, por nuk mund t'i tregojmë se si përjetohet ëmbëlsia, derisa ai vetë nuk do ta shijojë atë. Në të njëjtën mënyrë, mund të tregohet se si arrihet njohja e Zotit, por nuk mund të tregohet se si përjetohet ajo. Por, kur njeriu e fiton atë, fillon ta përjetojë vetë.

10 Kurani Famëlartë 26:4.

## Mjetet për ta zbuluar qenien e Zotit

Ju kam treguar më herët që njohja e Zotit do të thotë ta gjesh Zotin, atributet e të Cilit janë përmendur në Kuranin Famëlartë. Tani duhet t'i dimë mjetet dhe rrugët për ta arritur Atë. Duhet të keni parasysh se nëse gjetja e Tij do të thotë që njeriu ta ketë Zotin pranë e ta prekë me gjymtyrët fizike si sendet e tjera, atëherë për këtë duhet që edhe njeriu të jetë i pajisur me ato atribute që ka Zoti. Sepse vërejmë se trupi ynë mund të prekë vetëm ato gjëra, që gjithashtu përbëjnë trup. Sa më e patrajtë të bëhet ndonjë gjë, aq më pak ajo ndihet nga njeriu. Kjo tregon se derisa dy sende nuk kanë gjëra të përbashkëta, ato nuk mund kenë lidhje me njëra-tjetrën. Për shembull, lopa s'ka lidhje me dijen, kështu që ajo asgjë nuk merr vesh nëse ia tregon shkencat e njeriut. Në të njëjtën mënyrë papagalli edhe pse ka gjuhën, i mungon intelekti, prandaj, ai mund të flasë duke aktruar por s'mund të kuptojë.

## Krijoni ngjashmëri me Zotin

Kjo tregon që për ta njohur Zotin duhet të kemi përbashkësi dhe ngjashmëri me Zotin. Ne mund ta njohim Atë vetëm kur t'i përngjajmë Atij e t'i kemi atributet e Tij. Nuk them se derisa qenia jonë të mos jetë si ajo e Zotit, ne nuk mund ta njohim Atë. Them atë që tha edhe i Dërguari i Allahut[sa]:

تَخَلَّقُوْا بِاَخْلَاقِ اللهِ

*"Pajisuni me moralet dhe atributet e Zotit!"*

## Krijoni atributet e Zotit në veten tuaj

*Hazret* Profeti Muhammed[sa] e tha këtë pikërisht për arsye që ju të fitoni ngjashmëri me Zotin, pas së cilës ju mund ta shihni Atë. Profeti[sa] nuk tha *bëhuni si Zot*, por ai tha *"Krijoni atributet dhe moralet e Tij në veten tuaj",* sepse realisht askush nuk mund ta kuptojë tërësisht qenien e Zotit, rrjedhimisht nuk mund të bëhet si Ai. Pra, njeriu nuk mund ta shohë Zotin si gjërat e tjera, por ai mund t'i kapë atributet e Tij që ka njohur. Në këtë kuptim ai edhe mund ta shohë Zotin. Prandaj, *Hazret* Profeti Muhammed[sa] na ka tërhequr vëmendjen që ne të krijojmë moralet e Tij në veten tonë, që do të thotë t'i krijojmë atributet e Tij brenda vetes sonë.

Kur përmenda atributet, m'u kujtua një ëndërr e një mikut tim, i cili kishte parë që në *Xhelsa Salanën* unë po mbaja fjalimin mbi atributet e Zotit. Ndaj, ai më këshilloi që fjalimin ta mbaja pikërisht për atë temë. Kur ai e kishte parë ëndrrën, deri atëherë e kisha përcaktuar temën e fjalimit. Por kur fola për atributet e Zotit m'u kujtua edhe ëndrra e tij.

Pra, për ta njohur Zotin është e nevojshme t'i krijojmë atributet e Zotit brenda vetes sonë. Në një farë mënyre, për sa kohë njeriu nuk bëhet krijues *(rrab)*, i gjithëmëshirshëm *(rrahman)*, mëshirëplotë *(rrahim)*, dhënës i sigurisë *(muhaimin)*, mbulues i gabimeve *(sattar)*, mëkatfalës *(gaf-far),* ai nuk mund të bëhet pasqyrues i Zotit. Sa më shumë që ai merr hijeshinë e atributeve të Tij, aq më shumë sheh shfaqjen e tyre. Por, njeriu i përsosur do të jetë vetëm ai, i cili krijon brenda vetes të gjitha atributet që kanë lidhje me robin. Pas kësaj, ai lehtësisht mund ta arrijë Zotin, sepse do të ketë krijuar një kontakt me Të.

Pyetja që shtrohet tani është se si duhet të krijojmë atributet e Zotit brenda vetes? Një poet tha:

دردِ سر کے واسطے صندل کو کہتے ہیں مفید

اس کا گِھسنا اور لگانا درد سر یہ بھی تو ہے

Thonë se druri *sandal*
është mirë për dhimbje koke.
Ama, ta thërrmosh e të lyesh kokën me të,
edhe kjo është dhimbje koke.

**Mënyrat për të krijuar atributet e Zotit brenda vetes**

Pra, dikush mund të thotë: "*Mirë, është e qartë që për ta njohur Zotin duhet t'u përshtatem atributeve të Zotit, por duhet të di se si fitohen atributet e Tij?*" Ka shumë njerëz që përpiqen t'i tregojnë mëshirë dikujt, por ngurtësia e zemrës së tyre nuk i lejon. Ka shumë të tjerë që dëshirojnë t'u mbulojnë gabimet të tjerëve, por kur vjen koha s'mund t'i vënë fre gjuhës. Po ashtu, shumë njerëz dëshirojnë të adaptojnë shprehinë e faljes, por nuk e arrijnë dot. Pra, edhe pse disa njerëz shpesh përpiqen t'u përshtaten këtyre atributeve, prapëseprapë nuk munden. Atëherë si mund të krijojnë një ndryshim të qenësishëm në veten e tyre për ta arritur synimin?

**Më së pari, duhet t'i dini atributet e Zotit**

Më së pari ata duhet të dini rreth atributeve të Zotit. Mos kujtoni se kjo gjë është e thjeshtë. Pakkush i di, sepse shumica edhe nëse i dinë, nuk i marrin parasysh kur nevojiten ato. Ose nëse i kanë parasysh, nuk ua dinë kuptimin. Për shembull, te muslimanët është si zakon

që i mësojnë përmendsh emrat e Zotit pa ua ditur kuptimet, por një zakon i tillë nuk mund të sjellë ndonjë ndryshim shpirtëror te ta. Po ashtu, ata që i dinë kuptimet, shpesh ndodh që nuk i perceptojnë, që ato të mund t'u bënin dobi sadopak. Për shembull, në arabisht *shātun* do të thotë dhi. Nëse i thua dikujt që *shātun* do të thotë "dhi", por ai nuk e di se çfarë është dhia, atëherë kjo dije është e pavlerë. Pra, është e kotë t'i kujtosh emrat e tillë që nuk të japin ndonjë koncept apo nuk të lënë ndonjë përshtypje në mendjen tënde. Me një fjalë, nuk është e mjaftueshme t'i dish vetëm kuptimet, por duhet që ato të lënë një gjurmë të fortë në qenien tënde. Këtë nuk e di shumica e njerëzve. Për shembull, nëse i pyet se çfarë do të thotë emri *Rrab*, të gjithë do të thonë Zoti që është Mbajtësi, por ata nuk fitojnë ndonjë mbresë në zemrat e tyre nga ky emër. Pra, t'i dish atributet e Zotit nuk do të thotë vetëm t'i mbash përmendsh ato, ose vetëm t'i dish kuptimet e tyre, por kur të përmendësh ose të dëgjosh ndonjë atribut, menjëherë zemra duhet të të marrë një mbresë të kuptimit të tij. Për shembull, kuptimi i emrit *Rrahman* është: Ai që të jep, pa marrë parasysh që je përpjekur apo jo. Në momentin kur ky emër rrjedh në gjuhë, nuk duhet të ndodhë që kuptimi i tij *"Ai që jep edhe pa bërë përpjekje"* të të vijë si një fjali e gatshme dhe e pamenduar, por favoret që Zoti na bëri pa i parë përpjekjet tona duhet të vijnë si një vetëtimë para nesh e t'i shohim me sytë e zemrës, në mënyrë që zemra jonë të fitojë një përjetim të thellë nga ky atribut i Zotit. Ai që nuk e arrin këtë përjetim, të mendojë hollësisht, derisa të ndiejë në zemër gjithë hijeshinë e atij atributi. Ka shumë njerëz që shpesh përmendin atributet e Zotit por kur i pyet kuptimet e tyre, heshtin. Gjendja e tyre është si e atij njeriu, i cili kur e dëgjoi vjershën:

ہم ہوئے تم ہوئے کہ میرؔ ہوئے
اُس کی زلفوں کے سب اسیر ہوئے

*Qoftë unë, qoftë ti, qoftë Miri*
*Që të gjithë jemi bërë rob të flokëve të saj.*

e kuptoi: *"Mua, ty, Mirin, madje të gjithë ne na kanë kapur me zinxhirët e flokëve të saj dhe na futën në burg"*.

**Si mund të arrijmë atributet e vërteta të Zotit**

Pra, nuk mjafton që t'i dimë kuptimet e fjalëve, të emrave të Zotit, por duhet të krijojmë atë ndjesi që vjen si rezultat i tyre. Kjo do të thotë se duhet të mësosh atributet e Zotit një nga një dhe pastaj të thellohesh në kuptimet e tyre. Për shembull, *Rrab* do të thotë Krijues dhe Mbajtës. Tani, duhet të thellohesh se çfarë do të thotë Mbajtës dhe se si ai i mban dhe i rrit krijesat. Duhet të thellohesh në të, gjersa të fitosh ndjesinë që përftohet nga ky atribut. Pra, ai njeri që dëshiron t'i krijojë atributet e Zotit në veten e tij, ka nevojë t'i studiojë e të mendojë rreth tyre. Vetëm atëherë ai mund të perceptojë kuptimet e tyre të vërteta. Mbajeni mend, kur do të filloni të perceptoni kuptimet e tyre të vërteta, vetvetiu do të fitoni dijen për të mirën dhe për të keqen, sepse pikërisht përshtatja sipas këtyre atributeve, me fjalë të tjera, quhet mirësi, ndërsa heqja dorë nga ato ose të vepruarit kundër tyre, quhet ligësi. Parimisht, në Kuranin Famëlartë urdhri kryesor është që të bësh veprat duke i përshtatur sipas atributeve të Zotit dhe të jesh larg gjërave që bien ndesh me to. Pastaj gjithçka që përmendet rreth së mirës e së keqes është shpjegimi i saj. Ka shumë njerëz që nuk kuptojnë se cila është e mira dhe cila është e keqja,

madje në shumicën e rasteve të mirën e konsiderojnë si të keqe dhe anasjelltas. Arsyeja kryesore e këtij gabimi është se ata nuk dinë se çfarë u kërkojnë atributet e Zotit.

## Si mund të dallosh të mirën dhe të keqen?

Por, ka edhe të tillë që dinë të dallojnë të mirën e të keqën dhe, edhe pse e dinë deri diku shpjegimin e gjërave të lejuara dhe të atyre të ndaluara, nuk arrijnë të veprojnë sipas tyre. Si do t'ua gjesh dermanin? Çfarë rruge të ndjekin njerëzit e tillë që me vullnetin e tyre të bëjnë gjërat e lejuara e të rrinë larg nga gjërat e ndaluara, në mënyrë që ta pastrojnë veten e ta fitojnë njohjen e Zotit? Njerëzit që nuk dëshirojnë ta kenë njohjen e Zotit, në të vërtetë, nuk dinë aspak për atributet e Tij. Të tillët, së pari duhet t'i informoni për Zotin. Por, ngaqë dëgjuesit e kësaj teme janë ata që e besojnë Zotin, janë ndjekës të Islamit dhe dëshirojnë ta fitojnë afrimin dhe njohjen e Zotit, prandaj në këtë kohë do të merremi vetëm me ta dhe të shohim se çfarë pengesash gjenden në rrugën e tyre dhe se si ato mund të hiqen.

Sikundër thashë që e vetmja rrugë për ta njohur Zotin është që t'i krijoni atributet dhe moralet e Tij në veten tuaj dhe se nuk mund t'i krijoni atributet e Tij derisa nuk do ta pastroni zemrën nga mëkatet, atëherë, pengesa e parë për ta njohur Zotin janë mëkatet.

## Tri kategoritë e të mëkatuarit

Njerëzit hyjnë në mëkate në tri mënyra. Së pari, disa njerëz për disa mëkate nuk dinë fare se ato janë të tilla dhe nga padijenia mëkatojnë. Padyshim që mëkatet e mëdha e të njohura, të gjithë i dinë. Gjithkush di që vjedhja, rrëmbimi, kurvëria, gënjeshtrat etj. janë mëkate dhe

duhet të rrijë larg nga ato. Por, një shtëpi nuk mund të kompletohet derisa të plotësohet me të gjitha elementet e saj. Nëse dikush ndërton vetëm katër mure dhe nuk hedh çatinë, shtëpia e tij s'është e mbrojtur nga shiu dhe dielli. Shtëpia e kompletuar duhet të ketë një çati, disa dritare etj. Në të njëjtën mënyrë, asnjëri nuk mund të bëhet i pastër shpirtërisht, derisa të mos jetë vigjilent ndaj të gjitha aspekteve të mëkateve. Ka disa mëkate të fshehta që nuk mund t'i kapësh pa pasur dije të thellë për to dhe pa bërë përpjekje të mundimshme. Për çdo gjë janë të përcaktuara mjetet që e mbrojnë, por ka edhe elemente të tjera që i japin bukuri. Nëse këto të fundit nuk përdoren, nuk prish shumë punë, por nëse të parat mbeten pa bërë, atëherë ajo gjë nuk mund të realizohet. Për shembull, shtëpia nuk kompletohet derisa nuk i vendosni dyert e dritaret. Por, nëse i vendosni ato dhe nuk hidhni dyshemenë ose nuk i hidhni beton shtëpisë, atëherë ajo edhe pse është e mbrojtur, nuk ka bukuri. Prandaj, nëse një njeri s'ka njohuri për disa mëkate të caktuara dhe mendon që do të ketë sukses në këtë rrugë, edhe sikur të përpiqet ditë e natë, nuk mund ta arrijë suksesin. Sepse në këtë mënyrë, ai do të anashkalojë disa gjëra që nuk duhen anashkaluar. Thënë ndryshe, ai nuk do të ruhet nga disa gjëra, prej të cilave duhet ruajtur. Ai gabon nëse pretendon të bëhet i përsosur shpirtërisht, sepse kushti i suksesit të tij është që ai të jetë vigjilent në të gjitha aspektet. Pra, gjëja e parë që i duhet, është që të bëhet i vetëdijshëm për mëkatet.

Arsyeja e dytë pse njerëzit bëjnë mëkate është se disa njerëz edhe pse kanë njohuri për mëkatet, kur vjen koha, ata pushtohen nga tundimi i tyre dhe mëkatojnë, duke harruar çdo gjë. Për shembull, nëse dikush është vigjilent që nuk duhet të flasë gënjeshtër, kur vjen koha, nuk përmbahet dhe gënjen e pastaj pendohet. Në të njëjtën

mënyrë një njeri e di që të shajë dikë është mëkat, por prapë shan sepse rrëmbehet nga rrethanat e pastaj bëhet pishman. Pra, pengesa e parë është që njerëzit s'kanë dije për mëkatet, ndërsa e dyta është që njerëzit edhe pse dinë për mëkatet, në kohën kur u vjen dëshirë e fortë për të bërë mëkat, ata harrojnë çdo gjë dhe mëkatojnë e pastaj vetëm pendohen.

## Trajtimi mjekësor i disa sëmundjeve shpirtërore

Është edhe një grup tjetër, grupi i tretë i njerëzve, të cilët kanë dijeni për mëkatet dhe që janë edhe të vetëdijshëm kur bëjnë mëkate, prapëseprapë nuk mund të largohen nga ato. Për shembull, një njeri që e di se të thënët gënjeshtër është mëkat dhe kur gënjen është i vetëdijshëm se Zotit nuk i pëlqen kjo gjë, prapë nuk ndalet. Në të njëjtën mënyrë, një njeri e di që përgojimin nuk e pëlqen Zoti, por në momentin kur i lind dëshira, ai nuk ndalet dhe bën atë që nuk duhet bërë. Pra, këto janë tri pengesa që njerëzit hasin kur duan të largohen nga mëkatet dhe të tria këto duhen shmangur patjetër, nëse dëshirojnë të bëjnë hapa të tjerë për ta arritur njohjen e Zotit. Para se të përmend më gjerësisht ilaçet për t'i larguar këto pengesa, dua t'ju tregoj një zgjidhje thelbësore, e cila mund të jetë ilaç jo për njerëzit e grupit të parë, të cilët nuk kanë aspak dijeni për mëkatet, por për dy grupet e fundit. Deri tani shumë pak njerëz kanë folur për këtë. Madje, mund të them se me përjashtim të profetëve dhe *euliave*, pakkush mund të ketë kuptuar se shumë mëkate janë të tilla, të cilat edhe pse quhen shkelje të Sheriatit, autorët e atyre mëkateve mund të jenë të sëmurë nga ndonjë sëmundje fizike e jo mëkatarë të Sheriatit. Kjo është një temë e gjerë dhe Zoti më dha dije të veçantë për këtë, ndaj kam dëshirë të shkruaj gjerësisht rreth saj. Kur do ta

kem përfunduar atë temë dhe njerëzit do ta kenë lexuar, atëherë disa që e quajnë veten të sëmurë shpirtërisht, do të shkojnë të mjekohen te doktorët. Sot, disa doktorë të mëdhenj po i kushtojnë vëmendje këtij problemi, por hulumtimet e tyre ende janë në fazën fillestare. Por dija që më dha Zoti rreth kësaj, me bekimin e Tij, është shumë më e gjerë sesa hulumtimet e tyre. Nuk është një dije e re që nuk u ishte dhënë njerëzve përpara meje. Njerëzve të dashur të Zotit vazhdimisht u ishte dhënë kjo. Edhe në Kuran është përmendur dhe, edhe *Hazret* Mesihut të Premtuar[as] i ishte dhënë ajo dhe parimisht ai e ka përmendur në librat e tij. Por fatkeqësisht, njerëzit në përgjithësi nuk e kuptuan dhe rrjedhimisht nuk përfituan nga ajo. Tashmë, Zoti gjerësisht ma dha këtë dije dhe pasi e kam hulumtuar, nxora përfundimin se mëkatarët mund të ndahen edhe në dy kategori të tjera: ata që mund të kurohen te mjeku dhe ato që mund të trajtohen nga një njeri i Zotit. Deri tani kam kuptuar se disa njerëz bëjnë gabime, të cilat sipas Sheriatit quhen mëkate, por ata i bëjnë për shkak të sëmundjeve trupore. Megjithatë, ende ka disa gjëra për t'u qartësuar në lidhje me këtë temë. Kur do të kompletohet ky studim, vetëm atëherë mund të paraqitet. Realisht, trupi ka lidhje kaq të ngushtë me shpirtin saqë edhe në gjërat më të imta, ata ndikojnë te njëri-tjetri. Mesihu i Premtuar[as] ka shkruar me hollësi për këtë dhe ka treguar që kur trupi sëmuret, sëmuret edhe shpirti. Dihet, nëse njeriu ka dhimbje të fortë në trup, ai nuk mund të gjejë qetësi në lutje. Tani, moslutja është një sëmundje e shpirtit, apo jo?! Patjetër që po, por në këtë rast ilaçi i tij nuk është te njeriu i shenjtë, por te mjeku. Pra, këto janë po ato gjëra që kanë shkruar njerëzit e mëparshëm, unë vetëm i kuptova me ndihmën e Zotit. Ashtu sikur thesaret e realitetit të gjërave të botës nuk përfundojnë, madje çdo ditë dalin gjëra të reja, në të njëjtën mënyrë edhe thesaret

shpirtërore dalin në kohët e tyre. Dera e kësaj dijeje në këtë epokë është hapur nga Mesihu i Premtuar[as] dhe pastaj, *Kalifët* e tij do ta zgjerojnë edhe më shumë. Nuk e di se a mund ta zgjeroj unë vetë këtë dije, sepse edhe tani po qëndroj për këtë fjalim vetëm sepse kam pirë ilaçet, por dua që ju të keni parasysh se ka disa sëmundje shpirtërore që mund të mjekohen nga mjekët. Një njeri që studion Kuranin Famëlartë, e kupton dhe përpiqet me të gjitha mundësitë e tij edhe për ta zbatuar atë, por prapë preket nga sëmundjet shpirtërore, duhet të dyshojë se mund të ketë ndonjë sëmundje trupore, e cila zakonisht është nervore. Një njeri i tillë duhet të këshillohet nga mjeku i tij. Në vendin tonë mjekët pak vëmendje u kushtojnë sëmundjeve nervore. Mendoj se shpesh vetëm me kurimin e sëmundjeve të zakonshme nervore, njeriu mund të ndiejë një përparim të dukshëm shpirtëror dhe të fitojë një fuqi për t'u larguar nga mëkatet, duke ndierë veten të përmbajtur në ndjenjat e tij. Të mos harrojmë se paaftësia për të hequr dorë nga mëkatet jo çdoherë shkaktohet nga ndonjë sëmundje fizike, ama ndodh shpesh. Disa herë kjo paaftësi mund të jetë edhe si dënim nga Zoti, e disa herë si adet. Të parën mund ta kurojnë vetëm *mjekët* e sëmundjeve shpirtërore, ndërsa të dytën mund ta kurojnë edhe *mjekët* e sëmundjeve shpirtërore, por edhe ata që kanë dije për etikën. Pra, nuk duhet të mbetesh vetëm te njëra zgjidhje, duke e kujtuar atë si të vetmen. Shtrohet pyetja: nëse dikush nuk mund të largohet nga mëkatet për shkak të ndonjë sëmundjeje trupore, pse të dënohet? Përgjigjja është se ai do të dënohet, sepse nuk u mjekua për të. Fajin e ka ai, e jo dikush tjetër.

Nëse do të gjej kohë, unë do t'i përfundoj studimet e mia rreth kësaj, por nëse nuk mundem, atëherë ju duhet të mbani mend se disa sëmundje shpirtërore kanë nevojë për mjekët. Në këtë mënyrë, edhe

ju studioni në këtë fushë duke ndihmuar ata që janë specialistët e saj, në mënyrë që bota të hedhë një hap përpara dhe të shohë një revolucion. Këtu vetëm dua të them se ka sëmundje shpirtërore që mund të trajtohen nga mjekët e jo nga njohës të Zotit, këto sëmundje zakonisht shkaktohen nga probleme në sistemin nervor që shtrihet përreth shtyllës kurrizore ose nga komplikacione të tjera të fshehta. Për shembull, disa herë kurvëria nuk është një krim moral apo fetar, por shkaktohet nga disa probleme mendore. Në të njëjtën mënyrë, disa vjedhje e disa gënjeshtra mund të jenë probleme të veçanta, të cilat nuk mund të mjekohen aq mirë me ushtrimet shpirtërore sesa me kurimet mjekësore. Por, përderisa studimi im ende nuk është kompletuar, nuk mund ta shtjelloj gjerësisht për momentin dhe e kam lënë për një herë tjetër, për veten ose për dikë tjetër nga ju, të cilit Allahu i Madhërishëm do t'i japë mundësi.

**Ilaçi për të shpëtuar nga mëkatet**

Pas kësaj, dua të përmend mjete të tjera që mund të përdoren për të larguar mëkatet dhe ligësitë. Gjëja e parë që duhet të bëjë njeriu për të shpëtuar nga mëkatet është se ai duhet të rregullojë llogaritjet e mëparshme. Shumë njerëz që dëshirojnë ta njohin Zotin nuk e marrin parasysh këtë gjë, ndaj nuk arrijnë sukses. Ata përpiqen shumë që ta njohin Zotin, por për këtë ata përziejnë gjëra të mira me gjëra të kalbura, sikurse ai që dëshiron të përziejë qumësht të mirë me qumësht të tharbët. Edhe sikur të hedhësh disa litra qumësht në një sasi shumë të pakët qumështi të tharbët, i gjithë qumështi do të tharbëtohet. Kështu që, gabimi më i madh që njerëzit zakonisht bëjnë është se kushtin e parë nuk e plotësojnë, edhe pse ky është më i rëndësishmi, sepse vetëm pas tij vijnë hapat e tjerë. Nëse llogaritja

e parë në fletore është gabim, atëherë shtoji shifra sa të duash, totali përherë do të dalë gabim. Por, nëse llogaritja e parë është e saktë, atëherë edhe njehsimet e tjera dalin të sakta. Prandaj, ai që dëshiron ta njohë Zotin e ta fitojë afërsinë me Të, duhet t'i rregullojë njëherë e mirë llogaritjet e gabuara të mëparshme. Mënyra për t'i rregulluar ato është pendesa.

### Kushti i parë për ta njohur Zotin është pendesa

Pendesa është hapi i parë dhe më i rëndësishmi për ta gjetur njohjen e Zotit. Të mos thotë njeri: *qenka punë e thjeshtë dhe e bëjmë përditë*. Nuk e kam fjalën për atë pendesë që bëni përditë, por e kam fjalën për diçka tjetër të cilën dua ta shtjelloj. Pendesa që është kushti i parë i njohjes së Zotit, nuk është vetëm të thuash me gojë: *"Pendohem! Pendohem!"* Nuk bëhet pendesa kështu.

### Shtatë elemente të rëndësishme të pendesës

Për pendesën e vërtetë duhen shtatë gjëra, pa të cilat nuk mund të realizohet ajo. Ato janë:

1) Njeriu duhet të pendohet për mëkatet e tij të mëparshme në mënyrë të tillë që, duke i kujtuar dhe duke i sjellë parasysh, të turpërohet e të shqetësohet.

2) Hapi i dytë për pendesën është që njeriu duhet të kryejë detyrimet e mëparshme që i kanë mbetur, pra ato që mund të kryhen. Mund të bëhet përjashtim për ato që nuk mund të kryhen. Për shembull, ai nuk mund t'i falë të gjitha namazet që nuk ka falur më përpara. Edhe në Sheriat nuk gjendet një urdhër i tillë, e as nuk mund të

zbatohet ai. Po, nëse dikush ka bërë pendesë në të njëjtën kohë me namazin, ai duhet ta falë atë. Ose për shembull, nëse nuk e ka kryer Haxhin, edhe pse kishte mundësi ta kryente, pas pendesës duhet ta kryejë atë. Ose nëse nuk kishte paguar zekatin, le të mos paguajë zekatin e gjithë jetës, por le ta paguajë të vitit aktual. Pra, bashkë me pendesën për mëkatet e mëparshme, ai duhet t'i kryejë ato obligime që mundet e që nuk i ka kryer më përpara.

3) Duhet t'i lajë mëkatet e mëparshme. Me larjen e mëkateve nuk e kam fjalën se nëse kishte vrarë dikë, ta ringjallë atë ose nëse kishte bërë kurvëri, ta zhbëjë atë. E kam fjalën që t'i lajë ato mëkate që mund të lahen. Për shembull, nëse i ka vjedhur dikujt një lopë dhe e ka mbajtur në shtëpinë e vetë, atëherë t'ia kthejë pronarit të vërtetë.

4) Nëse ka lënduar dikë, le t'ia largojë shqetësimin dhe t'i kërkojë falje. Kjo është një çështje delikate që për ato mëkate që kanë të bëjnë me njerëzit e tjerë, Zoti ka lënë si kusht që faljen duhet t'ua kërkojë njerëzve. Nëse ata ia falin, atëherë njeriu nuk ndëshkohet prej Zotit. Pra, njeriu nëse ka lënduar dikë dhe ka mundësi t'i kërkojë falje e të fitojë pëlqimin e tij, atëherë duhet ta bëjë këtë punë. Por të kihet parasysh se Zoti është Mbulues (që u mbulon mëkatet njerëzve). Ai ua mbulon njerëzve edhe mëkatet shumë të mëdha, prandaj edhe njeriu vetë duhet të jetë mbulues për veten. Domethënë nëse ndonjë mëkat është i fshehur ende, ai vetë nuk duhet ta zbulojë atë. Për shembull, nëse i ka vjedhur dikujt ndonjë gjë, vetë nuk duhet t'ia tregojë se i ka vjedhur. Ky vetë është një mëkat. Duhet t'i lajë ato mëkate që janë të hapura, për shembull, nëse i ka hequr dikujt një shuplak, ta kompensojë

e t'i kërkojë falje. Por, mëkatet që Zoti i ka mbuluar, njeriu vetë nuk duhet t'i zbulojë.

5) Nëse i ka sjellë dëm dikujt, sipas mundësisë duhet t'i bëjë mirësi atij. Nëse s'mund ta bëjë këtë, të paktën të lutet për të. Edhe *eulijat* e nderuar kanë treguar në të njëjtën mënyrë se ai që i ka gllabëruar dikujt diçka dhe nuk gjen mundësi për t'ia paguar, duhet të lutet: "O Zot! Unë nuk kam mundësi t'ia kthej paratë, prandaj Ti vetë dhuroji!"

6) Pendesëbërësi duhet të bëjë be të fortë që nuk do ta përsërisë mëkatin. Pas kësaj, nëse prapë mëkaton nga padurimi, atëherë është gjë tjetër, por gjatë pendesës duhet të jetë i vendosur për mospërsëritjen e mëkateve. Me këtë nuk e kam fjalën që natën të bëjë mëkat e në mëngjes të betohet që nuk do ta përsërisë. Por e kam fjalën që njeriu kur betohet për këtë gjë, duhet të jetë i sinqertë dhe duhet të bëjë çmos për të qëndruar larg mëkateve.

7) Duhet të fillojë ta inkurajojë veten për veprat e mira dhe zemrën e nefsin duhet t'i përgatisë që t'i pranojnë gjërat e mira.

Këto shtat kushte janë të domosdoshme për pendesën. Nëse nuk plotësohen këto, nuk mund të realizohet pendesa siç duhet. Tani bëjini një kontroll vetes, a bëni pendesë të këtij lloji apo diçka tjetër? Zakonisht kur njerëzit pendohen, nuk i marrin parasysh kushtet e pendesës dhe nuk interesohen se përse ato janë të domosdoshme. Kur dëshirojnë të pendohen, atyre u rrjedh një fjali e gatshme në gjuhë, ashtu siç thuhet edhe në anglisht *"Beg your pardon!"*, "*Të kërkoj falje!"*, por në të vërtetë, ata nuk e kanë aspak seriozisht. Pendesa e njerëzve të tillë nuk mund të quhet pendesë, sepse ajo s'ka aspak

dobi. Çdo njeri duhet të bëjë pendesë duke i marrë parasysh pikat që kam përmendur më sipër, në mënyrë që të pastrohen llogaritjet e tij të mëparshme. Nëse nuk ju pastrohen llogaritjet e gabuara të mëparshme, nuk mund të jeni të pastër në të ardhmen, madje të metat e mbartura do t'ju përkeqësojnë edhe më shumë. E për t'i pastruar llogaritjet e mëparshme, keni nevojë të bëni pendesë të vërtetë e të sinqertë. Nëse u përmbaheni kushteve që kam treguar, do të liroheni nga borxhi i mëparshëm dhe nuk do të mbetet asnjë qindarkë nga ai. Pastaj po të përpiqeni, mund të bëheni njohës të Zotit. Kur lahen borxhet e mëparshme, vetëm atëherë fillojnë të ardhura të reja.

Por këtu mund të shtrohet një pyetje: si mundet që njeriu ta ngrejë gjithë këtë barrë, pra t'i lajë hesapet e vjetra, e njëkohësisht të bëjë edhe vepra të mira për të ardhmen? Për këtë duhet të dimë se çështjet shpirtërore janë të tilla, të cilat mund të duken shumë të mundimshme, por suksesi i njeriut fshihet pikërisht pas mundimeve të tyre. Shikoni se çfarë ndodhi me një person, i cili një ditë kishte shkuar te Profeti Muhammed[sa]. Ai ishte i varfër. Për të larguar varfërinë, Profeti i tha: "Martohu!". Ai u martua, por pas disa ditësh erdhi sërish dhe iu ankua për varfërinë. Profeti[sa] sërish i tha: "Martohu!" Ai u martua edhe një herë. Por pas disa ditësh erdhi sërish dhe i tha: "S'kisha mundësi të ushqeja një person, por tani po mbaj dy njerëz në kurrizin tim". Por Profeti[sa] prapë i dha të njëjtën këshillë. Ai u martua edhe një herë dhe pas pak kohe përsëri erdhi tek i Dërguari i Allahut[sa] dhe tha se ishte gati për të vdekur. E megjithatë, Profeti[sa] edhe një herë i tha: "Martohu!", dhe edhe këtë herë ai e zbatoi porosinë. Pas disa ditësh Profeti[sa] e pyeti se si ishte. Ai i tha: *"Jam bërë shumë i pasur o i Dërguari i Allahut"*. Pra, këto janë mistere të botës shpirtërore, të cilat nuk mund t'i kuptojë çdokush. Do të doja t'ju tregoja disa pika

rreth saj. Së pari është ajo që thashë pak më parë, që derisa llogaria e vjetër nuk pastrohet, ajo nuk mund të jetë e mbarë në të ardhmen. Për sa kohë nuk e largoni të keqen nga ena, nuk mund të qëndrojë e pastër ajo që gjendet në të. Andaj, është e domosdoshme që së pari të largojmë të metat dhe të këqijat e mëparshme, në mënyrë që ato të mos mbartin ndikimin e tyre. Së dyti, punën e re, njeriu e fillon me zell të veçantë, por ky zell zbehet pas një farë kohe. Andaj, kur dikush vendos se nuk do ta përsërisë një mëkat të caktuar, në atë kohë ai mund të jetë i gatshëm për të bërë edhe punët më të vështira. Por, pas një farë kohe, ai nuk do të ketë më të njëjtën kurajë dhe guxim. Kështu që, në fillim njeriu tregohet i zellshëm dhe për këtë arsye, koha e pendesës është kohë pune në veçanti.

## Këshilla të rëndësishme për të pastruar llogarinë e vjetër dhe për të bërë mirësi në të ardhmen

Gjatë kohës së pendesës, nëse njeriu i pastron hesapet e vjetra, ai fiton edhe forcën për të vepruar në të ardhmen, sepse kur lirohet nga barra e vjetër, lehtësisht mund të përparojë në të ardhmen. Tani do të përmend disa pika që janë të nevojshme për të mbajtur të pastër llogarinë e vjetër dhe për të përparuar në të ardhmen. Kushti i parë i domosdoshëm për të arritur druajtje ndaj Zotit *(takuanë)*, me anë të së cilës arrihet edhe njohja e Tij, është që njeriu duhet të pastrojë mendimet e tij. Këtë do ta shpjegoj më tej dhe do të provoj se kjo është një metodë e çuditshme për ta arritur *druajtjen* ndaj Zotit. Nga pastrimi i mendimeve nuk e kam fjalën që njeriu të mos lejojë fare t'i vijë ndonjë mendim i keq, pasi kjo për shumicën e njerëzve është e pamundur, por e kam fjalën se nëse i vjen ndonjë mendim negativ, duhet të mos e ushqejë në zemër. Për shembull, nëse dikujt i lind

në zemër për të marrë ryshfet, ai nuk duhet ta mbajë këtë mendim dhe nuk duhet të fillojë të veprojë për ta realizuar atë. Madje, të përpiqet që sa më shpejt të jetë e mundur, ta heqë këtë mendim nga zemra. Është tjetër gjë nëse në ndonjë çast të paparashikuar ai e bën gabimin. Por, nëse i lind dëshira për të bërë ndonjë gjë të tillë, ai duhet të përpiqet për ta larguar atë. Kjo metodë është shumë e dobishme, sepse një njeri që përpiqet për ta larguar dëshirën për të marrë ryshfet, por e merr në ndonjë çast të papritur, është mijëra herë më afër reformës sesa ai që gjithmonë mendon për mitmarrjen dhe bën plane se nga të marrë e si të marrë ryshfete. Arsyeja është se mendimi që mbetet gjatë në zemër, ndikon fuqishëm mbi njeriun, madje me kalimin e kohës gdhendet në atë mënyrë saqë vështirë të hiqet. Por, nëse ai bën përpjekje për ta larguar atë, mendimi i keq nuk mund të ngulitet në zemrën e tij. Andaj, kur ju lind në zemër ndonjë mendim i keq, largojeni menjëherë dhe kushtojini vëmendjen diçkaje tjetër. Mos mendoni se kjo punë nuk ka dobi. Një mendim i keq sa më gjatë të qëndrojë në zemër, aq më thellë ndikon mbi të, e nëse shmanget menjëherë, njeriu shpëton nga shumë pasoja. Të mos mendojë ndokush se heqja e mendimeve të këqija nga zemra është punë e vështirë. Jo, është shumë e thjeshtë. Çdoherë kur ju lind në zemër ndonjë mendim i tillë, menjëherë duhet të merreni me ndonjë punë të mirë, ose të nisni një diskutim për ndonjë çështje ose nëse ka ndonjë punë pa bërë nga shumë kohë, të angazhoheni për ta mbaruar atë. Sepse në këtë mënyrë, shpëtoni nga një mëkat i rrezikshëm. Pra, edhe nëse njeriu bën ndonjë mëkat në një kohë të caktuar, prapëseprapë përpara dhe pas, gjithnjë duhet të përpiqet për ta larguar mendimin e keq nga zemra. Kjo metodë do ta ndihmojë njeriun për të pasur vetëpërmbajtje dhe të bëhet i gatshëm për të hequr dorë tërësisht nga mëkati.

## Vlera e mendimit

Mos mendoni se mendimi është diçka e vogël. Të gjitha punët që bëhen në botë, janë rrjedhojë e mendimeve. Për shembull, kur dikush pranon besimin, së pari ai mendon për të pranuar Islamin. Në të njëjtën mënyrë, të gjitha punët që bën njeriu, lindin nga mendimi. Prandaj, mos thoni se mendimi nuk ka ndonjë vlerë. Mendimi është një realitet, një ndodhi dhe një vërtetim i fortë. Dikush mund të thotë se mendimi nuk bie në sy, andaj çfarë vlere mund të ketë ai? Ne themi se as fara që bëhet shkak i lindjes së një rrapi gjigant, nuk e mban pamjen e tij në gjendjen fillestare. Shikoni se si lind njeriu! A nuk lind ai si rezultat i epshit që përftohet në zemrën e njeriut në formën e mendimit? Pra, kur edhe vetë njeriu lind falë ndikimit të mendimit, atëherë kush mund t'ia mohojë vlerën? Realisht, çdo punë që bën njeriu, e bën nëpërmjet mendimeve. Nëse thuhet se mendimi i vetëm nuk sjell rezultat, por ai bën punë kur i bashkohen edhe gjëra të tjera dhe për këtë arsye ai nuk ka vlerë, atëherë unë them se sipas kësaj logjike edhe ajo farë duhet të quhej e pavlerë që bëhet shkak i lulëzimit të një rrapi, siç ndodh edhe me pemët e tjera në natyrë. Prandaj, nëse dikush e quan mendimin si të pavlerë, edhe farën të tillë duhet ta quajë. Por, dihet që fara nuk mund të konsiderohet e pavlerë, andaj as mendimi nuk mund të jetë i tillë. Prandaj, mbajeni mend mirë që mendimi nuk është i pavlerë, por ai është materia e të gjitha punëve, të cilat më vonë sjellin rezultatet e tyre. Për këtë arsye Zoti i Madhërishëm thotë:

وَاِنْ تُبْدُوْا مَا فِيْٓ اَنْفُسِكُمْ اَوْ تُخْفُوْهُ يُحَاسِبْكُمْ بِهِ اللّٰهُ

*"Çdo mendim që ju vjen në zemër, e realizoni apo e mbani të fshehur, Allahu do t'ju kërkojë llogari për të".*[11]

---

11 Kurani Famëlartë 2:285.

Kjo nuk do të thotë se njeriu do të ndëshkohet edhe për mendimet e rastësishme që i vijnë, sepse Zoti i Madhërishëm dhe i Dërguari i Allahut[sa] pohojnë se njeriut nuk do t'i kërkohet llogari për diçka që ai nuk e kontrollon dot. Për shembull, nëse dikush gjatë rrugës shikon para dhe i shkon mendja për t'i marrë ato, atëherë vetëm për ardhjen e një mendimi të tillë, nuk do t'i kërkohet llogari. Po, me ardhjen e këtij mendimi, nëse ai fillon të bëjë plan se si dhe kur t'i marrë ato para, për këtë ai mund të kapet. Kur zbriti ajeti që është cituar më lart, *sahabët* shkuan tek i Dërguari i Allahut[sa] dhe u ankuan: "Do të shkatërrohemi, sepse neve na bien nganjëherë mendime të këqija në mënyrë të vetvetishme!" I Dërguari i Allahut[sa] tha: "Nuk ka problem. Nëse njeriu nuk do të veprojë sipas mendimit të keq që i vjen, edhe kjo do të jetë mirësi për të".[12]

Pra, ajeti i Kuranit që u citua flet për llogaridhënien e atyre mendimeve që rrënjosen në zemër dhe për të cilat njeriu fillon të bëjë edhe plane për t'i realizuar ato. Nëse dikujt i bie ndërmend të vjedhë, por ai menjëherë e largon këtë mendim, ai shënon një mirësi. Po ashtu, nëse dikujt i vjen në mendje për të vrarë dikë, ai do të meritojë ndëshkimin vetëm kur tregohet i vendosur në këtë mendim, por nëse e heq, edhe ai konsiderohet mirëbërës.

## Një shkallë e rëndësishme për ngritjen në vepra

Pra, këtë pikë mbajeni mend mirë. Kjo është një shkallë e rëndësishme për të sjellë reformë dhe ngritje në vepra. Është e vërtetë që nuk e keni nën kontroll ardhjen e ndonjë mendimi të keq, por e keni në kontroll largimin e tij, andaj duhet ta largoni menjëherë.

12 *Buhariu, Kitabur-rikak, bab men hemma bi hasanatin eu sejiatin.*

## Një tregim i bukur

Mesihu i Premtuar[as] rrëfente një tregim. Një njeri po vidhte një arkë me rrush nga një vresht, ndërkohë erdhi pronari dhe e pyeti: "Pse më merr rrushin nga vreshti im?". "Më dëgjo një herë dhe pastaj trajtomë si të duash", – ia ktheu ai. Pronari i tha: "Mirë, shpjegomë!". Ai i tha: "Në fakt, një vorbull ere rastësisht më mori dhe më pruri në këtë hardhi, dhe për të shpëtuar veten, fillova të bëja manovra me duar. Nga tundimet, filluan të binin kokrrat e rrushit dhe rastësisht poshtë kishte një arkë, e cila shumë shpejt u mbush me to. Tani më thuaj se çfarë faji kam? Gjithçka ndodhi vetvetiu!". Pronari kur e dëgjoi arsyetimin e tij, iu përgjigj: "Deri këtu s'ke faj. Pa më thuaj pak se kush të tha që ta vendosje arkën në kokë e të niseshe drejt shtëpisë sate?!" "Eh, duke dalë nga vreshti, edhe unë këtë po mendoja", – ia ktheu ai.

Pikërisht kjo është gjendja e atij personi që ushqen një mendim të keq në zemër. Ai nuk konsiderohet fajtor se pse i ra një mendim i tillë, por quhet fajtor pse e mbart atë. Ai absolutisht nuk do të pyetet se përse i erdhi mendim i keq, por do të pyetet patjetër se përse e mbajti mendimin e keq dhe për këtë do të ndëshkohet, sepse mbartja apo heqja e tij janë nën kontrollin e njeriut. Ai i ka të gjitha aftësitë për të larguar mendimet e këqija nga zemra.

## Kjo ishte metoda e parë e pastrimit shpirtëror

Pra, për pastrimin shpirtëror, më së pari është e domosdoshme që njeriu të largojë mendimet e këqija nga zemra.

## Metoda e dytë

Metoda e dytë që tregon Kurani Famëlartë për të arritur pastrimin shpirtëror, madje për të pasur sukses në cilëndo punë, është:

وَلَيْسَ الْبِرُّ بِأَنْ تَأْتُوا الْبُيُوتَ مِنْ ظُهُورِهَا وَلَٰكِنَّ الْبِرَّ مَنِ اتَّقَىٰ ۗ وَأْتُوا الْبُيُوتَ
مِنْ أَبْوَابِهَا ۚ وَاتَّقُوا اللَّهَ لَعَلَّكُمْ تُفْلِحُونَ

*"Dhe mirësia nuk është që ju të hyni në shtëpi nga mbrapa, por mirësia është vetëm e atij që ka druajtje (ndaj Allahut). Hyni pra, në shtëpi nga dyert e tyre. Kini druajtje ndaj Allahut, që të gëzoni sukses".*[13]

Domethënë, mirësia nuk është që ju të mundoheni kot e të hyni në shtëpi duke u hedhur nga mbrapa ose duke kapërcyer muret, por mirësia vjen nëpërmjet *takuasë*. Andaj, zbatoni metodat e duhura për çdo punë dhe kijeni *takuanë*, që të gëzoni sukses. Ky ajet udhëzon se duhet të përdorësh metodat e nevojshme që Allahu i Lartësuar ka caktuar për të pasur sukses. Metoda e duhur për të arritur njohjen e Zotit është të keni dije të plotë për veprat që Zoti i Vetëm nuk i pëlqen dhe veprat që Ai i pëlqen, sepse pastrimi i *nefsit* nuk arrihet derisa të hiqni dorë nga ligësitë e të përvetësoni mirësi. Mesihu i Premtuar[as], në kopjen e Kuranit që recitonte, kishte shkruar një listë të porosive dhe ndalimeve. Nga kjo mund të imagjinojmë se sa shumë ai kujdesej për zbatimin e porosive dhe për qëndrimin larg ndalimeve të Zotit të Madhërishëm. Pra, është shumë e rëndësishme që t'i dini këto gjëra për pastrimin shpirtëror, e kur t'i dini, do ta keni shumë lehtë punën më tej, sepse atëherë njeriu del nga errësira e mosdijes dhe gjendet në dritën e dijes. Kur t'i keni ditur porositë dhe ndalimet, atëherë

13 Kurani Famëlartë 2:190.

duhet të përpiqeni që t'i zbatoni ato, pasi kjo mbetet e vetmja metodë për të pasur sukses. Madje, nuk duhet të hiqni dorë nga përpjekja edhe nëse keni bërë ndonjë shkelje gjatë përpjekjeve, ose nuk jeni përpjekur siç duhet. Përpjekjet patjetër duhen vijuar, sepse ato sjellin përparimin e ardhshëm. Por duhet pasur parasysh që nuk duhet të lihet asnjë vepër, pa të cilën besimi nuk plotësohet, madje duhen bërë të gjitha veprat e tilla.

## Metoda e tretë për të pasur atributet Hyjnore

Metoda e tretë për të pasur atributet Hyjnore është që njeriu t'i sjellë ndërmend e të meditojë vazhdimisht për veprat, që ia mundësojnë pastrimin e *nefsit*. Sepse, gjërat që i bluani në mendje, ju nguliten në zemër. Këtë dua t'ju shpjegoj me një shembull: një njeri që është zemërak, në kohë të lirë duhet të mendojë për të kuptuar se pse zemërohet aq shpejt e të bindet se ky është ves dhe pengesë për përparimin e tij shpirtëror. Gjatë meditimit, ai gjithashtu të marrë vendimin se kurrë nuk do të zemërohet. Këtë duhet ta sjellë ndërmend aq shumë sa t'i rrënjoset në zemër derisa të shpëtojë nga ky ves. Nëse nuk ka sukses nga kjo metodë dhe ai e harron premtimin e bërë, atëherë ka edhe një metodë tjetër që mund ta përdorë. Jo gjithkush u përmbahet premtimeve afatgjata. Një i tillë le të bëjë premtime të përkohshme, qoftë edhe njëditore. Pra, të jetë i vendosur që "sot patjetër do ta bëj këtë vepër të mirë", ose "sot nuk do ta bëj këtë gabim". Atë ditë ai do të tregohet i vendosur në premtimin e tij, përndryshe vetë ndërgjegjja e tij do ta brejë se si as për një ditë nuk i përmbahet dot fjalës së tij. Këtë duhet ta bëjë edhe ditën e dytë dhe kështu të vazhdojë derisa ta mbizotërojë nefsin e vet. Shkurt, për të hequr dorë nga diçka e papëlqyeshme, kështu duhet

luftuar me të, e jo t'i ngarkojë vetes një barrë që nuk mund ta ngrejë, përndryshe nuk mund të arrihet lehtë suksesi. Suksesi arrihet duke punuar shkallë-shkallë dhe me qëndrueshmëri. Së pari, bëjeni nefsin tuaj që të realizojë një vepër të mirë, pastaj mësojini që ta përsërisë atë aq shumë herë, derisa t'i bëhet shprehi ajo vepër. *Nefsi* i njeriut, realisht, është si fëmijë dhe ashtu duhet të trajtohet. Për t'i dhënë edhe edukatën shpirtërore, duhet ndjekur e njëjta metodë që ndjekin shkollat për të edukuar fëmijët, pra duke u mësuar në fillim ushtrime të lehta e pastaj më të vështira.

Një tjetër metodë për të pasur pastrimin shpirtëror është edhe përsëritja. Edhe kjo metodë dëshmohet në Kuranin Famëlartë:

لَيۡسَ عَلَى الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ جُنَاحٌ فِيۡمَا طَعِمُوۡۤا اِذَا مَا اتَّقَوۡا وَّ اٰمَنُوۡا
وَعَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ ثُمَّ اتَّقَوۡا وَّ اٰمَنُوۡا ثُمَّ اتَّقَوۡا وَّ اَحۡسَنُوۡا ؕ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الۡمُحۡسِنِيۡنَ

*Nuk hyjnë në gjynah ata që besuan dhe bënë vepra të mira për ato që kanë ngrënë duke pasur takua (druajtje ndaj Allahut) dhe besim e duke bërë vepra të mira, të cilët sërish e shtuan takuanë e besuan, e mandej prapë e shtuan takuanë dhe u bënë mirëbërës. Allahu i do mirëbërësit.*[14]

Në këtë ajet, tri herë përsëritet porosia për të pasur *takuanë* dhe në të tria herët janë përmendur efekte të ndryshme të saj. Me *takuanë* e parë, Kurani përmend besimin dhe veprat e mira. Këtu veprat nënkuptojnë ato që besimtarët i realizojnë duke përmbushur të gjitha kushtet e duke pasur besim të sinqertë. Pastaj, kur tha sërish

14 Kurani Famëlartë 5:94.

"të shtojnë *takuanë*" përmendi vetëm besimin. Në lexim të parë, kjo krijon një pyetje: Si është e mundur që në herën e parë *takuaja* sjell si efekt besimin dhe veprat e mira, ndërsa në herën e dytë ajo sjell vetëm besimin? Duhet të keni parasysh që besimi ka disa nivele. Një besim mund të jetë i tillë që jo medoemos shkakton vepra të mira, një tjetër mund të jetë i tillë që patjetër sjell vepra të mira me vete. Në ajetin e sipërshënuar, ngaqë së pari u përmend ai besim, i cili për shkak të dobësisë së tij jo medoemos sjell vepra të mira, prandaj bashkë me porosinë e besimit janë porositur edhe vepra të mira. Kurse besimi që u përmend për herë të dytë është më i fortë se i pari, i cili natyrisht shkakton vepra të mira, ndaj dhe nuk është përsëritur porosia për vepra të mira. Pastaj, për herë të tretë përsëritet porosia e *takuasë* dhe efekti i saj është që besimtarët të bëhen mirëbërës. Kjo tregon se me përsëritjen e veprës, njeriu arrin përparim të veçantë, duke hedhur çdo herë hapa përpara.

Fjala arabe *muhsin (mirëbërës)* që është mbiemër rrjedh nga *ihsani* dhe kuptimin e saj e ka treguar vetë Profeti Muhammed[sa]. Ai tha se *Ihsani (mirëbërësia)* është:

اَنْ تَعْبُدَ اللّٰهَ كَاَنَّكَ تَرَاهُ فَاِنْ لَمْ تَكُنْ تَرَاهُ فَاِنَّهُ يَرَاكَ

*"Ta adhurosh Allahun ashtu sikur e sheh Atë. E, nëse nuk arrin ta shohësh, të paktën (të jesh i bindur se) Ai të sheh ty".*[15]

Pikërisht kjo quhet njohja e Zotit. Shkurt, ajeti i Kuranit që u citua pak më parë tregon se sa e rëndësishme është përsëritja e një vepre të caktuar dhe se si ajo çdo herë sjell efekt më shumë se përpara. Ajeti

15 *Buhariu, Kitabul-iman bab suali Xhibril minel-iman uel-islam ue geirihima.*

tregon se kur një njeri punon me *takua*, e fiton besimin dhe i jepet mundësia edhe për të bërë vepra të mira. Pastaj, kur sërish punon me *takua*, ai përparon akoma më shumë në besim, aq sa veprat e mira bëhen pjesë e pandashme e besimit të tij, pasi ato ai mund t'i realizojë natyrshëm. Pastaj, kur sërish punon me *takua*, përparon akoma më shumë derisa gëzon edhe statusin e *mirëbërësit*, në shpjegimin e të cilit Zoti i Lartësuar thotë se ai bëhet i dashur i Zotit. Kush mund të rrijë në perde me personin e dashur?! Kurse Profeti Muhammed[sa] thotë me fjalë akoma më të qarta se njeriu i tillë arrin ta shohë Zotin dhe pikërisht kjo quhet njohje e Zotit.

**E katërta**

E katërta është qëndrueshmëria në vepra. Allahu i Lartësuar thotë:

وَاعۡبُدۡ رَبَّكَ حَتّٰى يَاۡتِيَكَ الۡيَقِيۡنُ

*"Adhuroje Zotin derisa të të vijë vdekja"*,[16] pra derisa të ndahesh nga kjo botë. Ata që thonë se e kanë arritur Zotin dhe për këtë arsye nuk kanë nevojë të mbeten në "varkë" duke vijuar kërkimin e Tij, janë gënjeshtarë të mëdhenj. Sipas tyre, namazi, agjërimi, haxhi dhe zekati janë si një varkë që i çon deri te Zoti dhe thonë se është naivitet të mbeten në varkë pasi e kanë arritur Zotin. Pra, ata thonë se veprat janë si varkë që i çon te Zoti dhe shtrojnë pyetjen: a do të mbërrijmë deri tek Zoti apo jo? Dhe vetë japin edhe përgjigje që kur të kenë arritur deri tek Ai, nuk ka nevojë më për vepra. Këto janë fjalë të *sufistëve* të rremë e mashtrues, sepse qenia tek e cila ne duam të shkojmë nuk është e kufizuar, andaj edhe lumi në të cilin

16 Kurani Famëlartë 15:100.

po lundrojmë është i pakufizuar. Ne i përngjajmë atij që lundron në një lumë dhe që ka për qëllim të shkojë deri te burimi, e jo atij që lundron për të shkuar nga një breg te bregu tjetër. Pra, ngaqë Zoti nuk është i kufizuar, edhe veprat tona që do të na çojnë deri tek Ai, nuk duhet të jenë të kufizuara. Po të ishte Ai i kufizuar, atëherë edhe namazet tona, agjërimet tona, zekati dhe haxhi ynë do të ishin të kufizuara. Por, kur Zoti ynë është i pakufizuar, si mund të jenë të kufizuara veprat tona?! Për veprat tona, ne sot marrim shpërblim më shumë sesa kemi marrë dje. Nesër do të marrim akoma më shumë dhe ky përparim do të vijojë çdo ditë e më tepër. Prandaj, adhurimi duhet bërë me qëndrueshmëri. Nuk duhet të ndodhë që të keni praktikuar adhurimin për ca kohë e pastaj ta lini, sepse kjo do të humbë vlerën edhe të asaj që keni fituar më përpara, siç e thotë edhe Allahu i Madhërishëm:

وَلَا تَكُونُوا كَالَّتِي نَقَضَتْ غَزْلَهَا مِنْ بَعْدِ قُوَّةٍ أَنْكَاثًا

*“Mos u bëni si ajo grua që e shprishi duke e bërë fije-fije atë që kishte tjerrë fort (kur ajo qe gati për t’u përdorur)”.*[17]

**E pesta**

Ka shumë gjëra në botë që njeriu nuk mund t’i mësojë pa mësues. Edhe Zoti i Madhërishëm thotë:

يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا اتَّقُوا اللَّهَ وَكُونُوا مَعَ الصَّادِقِينَ

*“O besimtarë! Kijeni druajtjen ndaj Allahut dhe bëhuni me ata që janë të sinqertë”*,[18] domethënë, të qëndroni me ta, në mënyrë që të forcoheni.

17 Kurani Famëlartë 16:93.
18 Kurani Famëlartë 9:119.

Pra, është shumë e rëndësishme që njeriu të përfitojë nga një mësues i mirë. Në botë, në çdo kohë vijnë *muxhedidë*, *eulija* dhe besimtarë të përsosur. Kur njerëz të tillë nuk gjenden, Zoti dërgon ndonjë profet. Pra, duhet të përfitoni nga ata, sepse ashtu siç një nxënës vetë nuk mund të mësojë libra por i duhet një mësues, në të njëjtën mënyrë, njeriu nuk mund të arrijë vetvetiu nivelet shpirtërore, por edhe ai ka nevojë për një mësues për këtë qëllim. Prandaj Zoti i Madhërishëm thotë në Kuranin Famëlartë:

وَ عَدَ اللّٰهُ الَّذِيۡنَ اٰمَنُوۡا مِنۡكُمۡ وَ عَمِلُوا الصّٰلِحٰتِ لَيَسۡتَخۡلِفَنَّهُمۡ فِى الۡاَرۡضِ كَمَا اسۡتَخۡلَفَ الَّذِيۡنَ مِنۡ قَبۡلِهِمۡ

*"Allahu u ka premtuar mes jush atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, që sigurisht do t'i bëjë ata kalifë në Tokë ashtu siç i ka bërë ata që ishin para tyre"*[19]

Ky ajet thotë se *umeti* (populli) i Muhammedit[sa] gjithmonë do të ketë *kalifë*. Nuk tha më tej se si do të jenë ata, por vetëm tha se ashtu siç ishin në *umetet* e mëparshme, do të jenë edhe në këtë *umet*. Në popujt e mëparshëm *kalifët* kanë qenë edhe politikë edhe jo politikë. Përse do të ketë *kalifë*?

وَ لَيُمَكِّنَنَّ لَهُمۡ دِيۡنَهُمُ الَّذِى ارۡتَضٰى لَهُمۡ وَ لَيُبَدِّلَنَّهُمۡ مِّنۡۢ بَعۡدِ خَوۡفِهِمۡ اَمۡنًا

*"Që Ai t'ua forcojë fenë e tyre, të cilën e ka pëlqyer për ta e t'ua shndërrojë gjendjen e tyre të frikës në gjendje paqeje"*.[20]

19 Kurani Famëlartë 24:56.
20 Po aty.

Pra, do të ketë *kalifë* në mënyrë që të vendoset besimi nëpërmjet tyre dhe duke qenë mësues, ata të bëjnë reformë te njerëzit. Kështu që, edhe Zoti i Madhërishëm pohon se qenia e mësuesit është e domosdoshme dhe se pa të nuk mund të arrihet qëllimi. Ka shumë gjëra që, pa mësues, njeriut i duhen vite për t'i kuptuar, por nëpërmjet mësuesit, ai mund t'i kuptojë ato në pak çaste. Nxënësit që në fillim nëse duan të mësojnë vetëm prej fjalorëve, edhe sikur të studiojnë për vite, nuk mund të mësojnë aq sa një mësues mund t'ua mësojë vetëm për pak ditë. Mund ta kuptoni edhe nga ky fjalim që po mbaj. Nëse do të përpiqeni individualisht për t'i ditur këto gjëra, do t'ju duhen vite, dhe do t'i mësoni me vështirësi, por këtu mund t'i dëgjoni brenda pak orësh. Pra, prania e mësuesit është e pazëvendësueshme. Zoti ju ka premtuar që Ai vazhdimisht do t'ju dërgojë mësues. Pra, ju as nuk keni nevojë për të kërkuar mësuesin, sepse jeni pjesë e një *Xhemati* të tillë, në të cilin Zoti i Madhërishëm Vetë jua cakton mësuesin. Ju nuk keni ato vështirësi që kanë të tjerët, prandaj, duhet të përfitoni nga mësuesi juaj.

**E gjashta**

Metoda e gjashtë nga e cila njeriu mund të përfitojë shumë, është kontrolli. Njeriu shumë shpejt mund të arrijë pastrimin shpirtëror përmes kësaj metode. Por shpjegimi i kontrollit nuk është ai që mund të jetë në mendjen tuaj, por është ai që do t'ju tregoj tani. Ky shpjegim do të provojë se kontrolli është diçka e jashtëzakonshme, si duhet bërë, çfarë vështirësish hasen në mes dhe se si ato mund të largohen.

Së pari dua t'ju tregoj nga Kurani se kontrolli duhet të bëhet. Zoti i Madhërishëm thotë:

يَوۡمَ يَبۡعَثُهُمُ اللّٰهُ جَمِيۡعًا فَيُنَبِّئُهُمۡ بِمَا عَمِلُوۡا ؕ اَحۡصٰهُ اللّٰهُ وَ نَسُوۡهُ ؕ وَ اللّٰهُ عَلٰى كُلِّ شَىۡءٍ شَهِيۡدٌ

*"Kujtojeni ditën kur Allahu do t'i tubojë të gjithë dhe do t'i njoftojë për veprat që kanë bërë ata. Allahu i ka shënuar, ndërsa ata (që ishin të obliguar t'i mbanin mend) i kanë harruar ato. Allahu është mbikëqyrës i çdo gjëje".*[21]

Pra, veprat duhet t'i mbanin mend ata që kishin për të dhënë llogari, por ata i harruan. Ndërsa, Allahu i ka shënuar. Kjo është shumë e çuditshme. Pra, ky ajet tregon se kontrolli është i domosdoshëm. Zoti thotë se robit i duhej të bënte kontroll mbi veprat e tij, sepse ai do të jepte llogari ditën e gjykimit, por ai nuk bëri ashtu. Pra, Kurani Famëlartë pohon se kontrolli duhet të bëhet. Është një thënie e famshme e Hazret Omerit[ra], për të cilën disa njerëz gabimisht kujtojnë se është *hadith*. Ai thotë:

حَاسِبُوا اَنْفُسَكُمْ قَبْلَ اَنْ تُحَاسَبُوا

*"Kontrollojeni veten, para se të kontrolloheni!"*[22]

## Dy llojet e kontrollit

Duhet të dimë se kontrolli është i dyllojshëm dhe secili ndryshon nga tjetri. Duke mos e kuptuar këtë ndarje, shumë njerëz nuk e kuptojnë se çfarë do të thotë kontrolli në të vërtetë dhe as nuk arrijnë

21 Kurani Famëlartë 58:7.

22 *Tirmidhiu, Ebuab sifatil-kijamah, bab ma xha'a fi sifati avanil-haud.*

t'ua tregojnë të tjerëve. Ju duhet t'i mbani mend mirë të dyja llojet e tij. Një kontroll është i pjesshëm dhe një tjetër është tërësor. I pari lidhet me çdo vepër konkrete dhe e përmirëson atë, ndërsa i dyti i kontrollon veprat në tërësi dhe i lartëson. Në përgjithësi, njerëzit i përziejnë të dyja llojet ose shpjegojnë vetëm të dytin, por e vërteta është se kontrolli duhet bërë në të dyja nivelet, dhe vetëm atëherë ai sjell dobi.

## Tri nënkategori të kontrollit të pjesshëm

Më lejoni t'jua shpjegoj me hollësi të dyja llojet e kontrollit. Lloji i parë që është kontrolli i pjesshëm mund të ndahet në tri nënkategori të tjera: (1) kontrolli fillestar, (2) kontrolli i mesëm dhe (3) kontrolli përfundimtar.

**Kontrolli fillestar:** Para se të fillojë të bëjë ndonjë punë, çdo njeri duhet ta kontrollojë veten duke e pyetur: (1) Cili është qëllimi i kësaj vepre? (2) Për kë do ta bëjë këtë vepër? Nëse ajo vepër është e keqe, vepruesi do ta marrë përgjigjen që në pyetjen e parë, sepse e mira apo e keqja e veprave varet nga qëllimi i tyre. Kur ndërgjegjja e njeriut ia tregon realitetin, atëherë vetë do t'i bëhet e qartë ligësia që qëndron në atë vepër. Kjo do të shkaktojë pendesë tek ai dhe tundimi i nefsit të tij do të qetësohet, sepse pendesa e shuan dhe e ftoh tundimin. Për shembull, nëse dikujt i bie ndërmend të vjedhë, ai duhet ta pyesë veten se përse po e bën këtë veprim? Nefsi i tij mund t'i përgjigjet duke thënë: "për të marrë para". Ai prapë duhet ta pyesë nefsin nëse Zoti ka krijuar rrugë të tjera për këtë punë dhe se si do të ndihej ai nëse dikush tjetër do të kryente të njëjtin veprim në kurriz të tij. Ai do ta urrente. Në këtë mënyrë, nefsi i tij do të ketë kundërpërgjigje dhe do të heqë dorë nga vjedhja. Pra, ky është kontrolli i parë që

bëhet para se të fillojë ndonjë punë. Por megjithatë, të mos harroni që ndonjëherë kur do ta pyesni nefsin për një vepër të caktuar, ai mund t'ju thotë se është e mirë, por nëse do ta shtrëngoni, do të kapet dhe do të pendohet. Pra, shumë mëkate bien që në pyetjen e parë, shumë të tjera në të dytën ose në të tretën. Por, pas këtij kontrolli, nëse i duket që veprimi i tij është një mirësi dhe është edhe në dobi të të tjerëve, prapëseprapë, ai nuk duhet t'i japë fund kontrollit, madje duhet ta vijojë me pjesën e dytë të kontrollit fillestar, e cila është: (2) ta pyesë nefsin e tij se për hir të kujt do ta bëjë atë vepër. Nga kjo pyetje, ai do të kuptojë se shumë vepra nga jashtë duken të mira, por në të vërtetë janë të liga. Për shembull, gjatë faljes së namazit, gjatë dhënies së *sadakasë*, gjatë bamirësisë, nefsi i tij do t'i tregojë se këto janë vepra të mira, por nëse ato janë bërë nga vetëpëlqimi dhe dukja, atëherë me pyetjen e dytë se për kë i bëri ato, do të hiqet petku i rremë i mirësisë që nefsi i tij ua kishte veshur atyre veprave dhe njeriu do të kuptojë se edhe këto mirësi, në fakt janë mëkate dhe pastaj mundet që duke pastruar qëllimin e tij, përmes këtyre veprimeve, ai menjëherë të synojë pëlqimin e Zotit ose dobinë e njerëzve. Pra, në këtë mënyrë, ai mund ta kthejë një ligësi në mirësi.

Pas këtij kontrolli fillestar, duhet bërë edhe **një kontroll gjatë punës**, i cili gjithashtu është shumë i dobishëm. Metoda e tij është që gjatë çdo pune, njeriu duhet ta pyesë nefsin e vet se në ç'mënyrë është duke e bërë atë vepër të caktuar. Domethënë, çfarë mjetesh ai po përdor për ta çuar deri në fund veprën e tij. Ky kontroll është i nevojshëm, sepse shpesh njeriu bën një vepër të mirë, po me qëllim të mirë, por për ta realizuar atë, përdor mjete që nuk janë të drejta. Ose veprën e tij nuk e bën me kushtet që janë të nevojshme për të. Kështu që, gjatë çdo pune, ai duhet ta pyesë nefsin e tij se si është duke e bërë punën e tij. Kjo analizë do t'i nxjerrë në pah ligësinë e veprës së tij, nëse ka.

Pastaj vjen **kontrolli i tretë** dhe i fundit, i cili bëhet në fund të veprës kur njeriu sërish duhet ta pyesë nefsin e vet se çfarë ndikimi i la në zemër ajo vepër e caktuar. Edhe ky kontroll është i nevojshëm sepse nganjëherë njeriu bën një vepër të mirë, edhe mjetet i përdor të drejta, por pas përfundimit të punës, lind vetëpëlqimi dhe mburrja në veten e tij. Pas përfundimit të mirësisë, nëse ai do ta analizojë veten e tij se çfarë ndikimi ka pësuar përmes asaj vepre, do të njohë nëse atë po e pushtojnë mburrja dhe vetëpëlqimi apo jo dhe, në këtë mënyrë, ai do të ketë mundësi t'i heqë, para se ato të hedhin rrënjë në qenien e tij. Kur ta njohë veten se është duke u bërë pre e vetëpëlqimit, ai do ta qortojë atë dhe do ta shpëtojë veprën e tij nga zhvlerësimi. E, nëse do të shohë se ndihet më shumë i përulur dhe modest pas asaj vepre, atëherë duke u ndikuar nga ky efekt, do të dëshirojë të bëjë akoma më shumë vepra të mira, me zell dhe patos gjithnjë e më të madh. Kështu që, kontrolli ka tri pjesë. Pjesa e parë është ajo që bëhet në fillim duke e pyetur veten se përse dhe për hir të kujt ai është duke bërë një vepër të caktuar. Pjesa e dytë e kontrollit është ajo që bëhet gjatë punës, kur do ta pyesë veten se me çfarë metodash është duke e kryer atë punë, kontroll ky që quhet i mesëm. Pjesa e tretë e kontrollit është ajo që bëhet në përfundim të punës, sërish duke e pyetur veten se çfarë ndikimi ka pësuar ai nga ajo vepër e caktuar. Ky është kontrolli i fundit. Nëse njeriu do të fillojë t'i përdorë këto pyetje për ta kontrolluar veten e tij, pas një kohe, atij do t'i bëhet shprehi kjo punë dhe në mënyrë të vetvetishme do ta vërë në pyetje veten e tij para se të bëjë çdo vepër. Ky kontroll ka lidhje me secilën vepër veç e veç.

Lloji i dytë i kontrollit është ai që quhet tërësor. Realisht, për njeriun është shumë e vështirë të bëjë një kontroll të tillë përnjëherë, sepse bëhet fjalë për një kontroll tërësor që t'i përfshijë të gjitha veprat e tij, por ai i harron veprat që ka bërë në të kaluarën. Andaj, shumë nga veprat e tij nuk mund të llogariten. Edhe Zoti i Madhërishëm pohon faktin se sa e dobët është largpamësia e njeriut. Duke iu drejtuar njeriut, Zoti thotë:

لَقَدْ كُنْتَ فِيْ غَفْلَةٍ مِّنْ هٰذَا فَكَشَفْنَا عَنْكَ غِطَآءَكَ فَبَصَرُكَ الْيَوْمَ حَدِيْدٌ

*"(Në botë) ti ke qenë i pavëmendshëm për këto vepra. Tani që ta kemi hequr perden, shikimi yt u bë i mprehtë".*[23]

Për këtë arsye, njeriu duhet të përdorë ndonjë metodë që t'i kontrollojë lehtësisht të gjitha veprat e tij, pa përjashtim. Një metodë e natyrshme për këtë është që t'i ndajë veprat në grupe. Për shembull, mirësitë mund të ndahen në disa grupe: së pari ato që kanë lidhje me Zotin, së dyti ato që lidhen me veten, së treti ato që lidhen me krijesat e tjera, e kështu me radhë. Në të njëjtën mënyrë mund të ndahen edhe ligësitë. Nëse do ta bëni kontrollin duke marrë parasysh këtë lloj grupimi, shumë gjëra do t'ju kujtohen vetvetiu.

## Katër grupe të veprave të mira

Veprat mund të ndahen edhe në mënyra të tjera. Për shembull, janë katër lloje mirësish. Së pari, ato mirësi të cilat i sjellin dobi atij që i bën dhe gjithashtu, edhe të tjerëve. Këto, nganjëherë, njeriu nuk i bën vetëm nga inati (i atyre që mund të përfitojnë), andaj ai duhet të shqyrtojë herë pas here që mos të sillet në këtë mënyrë. Së dyti, janë

23 Kurani Famëlartë 50:23.

ato mirësi që nuk i sjellin ndonjë dobi personit që i bën, por ato janë të dobishme për të tjerët. Së treti, ato mirësi të cilat nëse nuk i bën, vetes nuk i sjell as dobi e as dëm, por të tjerët dëmtohen nga ato. Së katërti, ato mirësi të cilat nëse njeriu i bën, i sjellin ndonjë dëm vetes, por të tjerëve u sjellin dobi. Edhe këto vepra, nëse njeriu i shqyrton duke i ndarë në grupe, kontrolli i tyre bëhet më i lehtë për të. Në të njëjtën mënyrë, mund të kategorizohen edhe ndalimet.

### Një mënyrë e lehtë për të kontrolluar veprat

Një tjetër dobi shumë të madhe që do t'i sjellë njeriut kategorizimi i veprave është që ai do të fillojë të kuptojë rrënjët dhe degët e veprave. E kur sheh se ka pësuar të metë ndonjë vepër e caktuar, ai lehtësisht mund ta përmirësojë atë. Megjithatë, jo çdokush mund ta bëjë këtë metodë kontrollimi, prandaj do t'ju tregoj edhe një metodë të lehtë. Në vend që njeriu t'i kontrollojë veprat e tij pas një periudhe të caktuar kohore, për shembull pas një viti, gjashtë muajsh, katër muajsh ose pas një muaji, le ta bëjë këtë punë gjatë leximit të Kuranit Famëlartë. Të nënvizojë porositë dhe ndalimet që janë përmendur në Kuran e pastaj të premtojë që do ta lexojë Kuranin çdo ditë nga një *ruku* ose dy ose tre ose aq *ruku* sa mundet dhe gjatë leximit të ketë parasysh që të mos e përsërit ashtu si papagall, por ta studiojë e të thellohet në porositë dhe ndalimet e tij. Gjatë këtij studimi të përditshëm, të ndalet në çdo porosi e të reflektojë nëse e zbaton apo jo. Po ashtu, të qëndrojë edhe te çdo ndalim për të reflektuar nëse ai ndalet prej tij apo jo. Në këtë mënyrë, kontrolli bëhet i lehtë. Shikoni. Kur njeriu dëshiron të ndërtojë shtëpi, pyet inxhinierin ose ndonjë që njeh, që të bëjë një projekt dhe preventivë, në mënyrë që të mos mbetet ndonjë gjë pa bërë dhe që shtëpia të mos i mbetet e pakompletuar. Në të

njëjtën mënyrë, Kurani është inxhinier për të ndërtuar ngrehinën shpirtërore dhe atë duhet ta pyesni se çfarë gjërash ju duhen për ta kompletuar besimin tuaj. Pra, kjo metodë mund të praktikohet pikërisht gjatë leximit të Kuranit. Sa herë që të lexoni ndonjë porosi apo ndalim nga Kurani, të reflektoni se a jeni duke vepruar sipas tyre apo jo. Këtë metodë mund ta ndjekë kushdo, por një gjë duhet të keni parasysh: në këtë proces, nuk duhet të pranoni mendimin e nefsit!

## Realiteti i përgojimit

Marrim shembullin e përgojimit. Nëse nefsi juaj ju thotë se kurrë nuk keni bërë përgojim, nuk duhet ta pranoni mendimin e tij. Së pari, duhet t'i shqyrtoni mirë veprat tuaja e pastaj nëse sërish ju rezulton se nuk e keni bërë këtë gjynah, atëherë të lypni shpjegimin e përgojimit se çfarë është ai në të vërtetë. Gjatë shpjegimit, shumë herë do të dalë se ju nuk e keni kuptuar përgojimin siç duhet dhe prandaj mendonit se kurrë nuk e keni bërë atë. Ka shumë njerëz që rrëfejnë të metat e të tjerëve para dikujt dhe kur t'i pyesni se pse përgojojnë, ju përgjigjen: "Nuk po gënjejmë!" Kjo tregon se ata nuk e dinë fare se çfarë është përgojimi. Ata mendojnë se nëse thonë të pavërteta rreth dikujt është përgojim, por në fakt kjo quhet gënjeshtër. Përgojimi është që të flasësh prapa krahëve për dikë gjëra që janë të vërteta. Kështu që, një njeri që mendon se përgojimi është të flasë prapa krahëve për dikë gjëra të paqena, kur lexon në Kuran – mos përgojo – ai pandeh se nuk përgojon, por nëse do ta mësojë përkufizimin e vërtetë të përgojimit e ta krahasojë atë me gënjeshtrën, do të kuptojë se ai përgojon. Disa njerëz justifikohen duke thënë: – Këtë që po themi rreth filanit, mund t'ia themi edhe ballë për ballë. Pra, sipas tyre përgojimi është diçka që nuk mund të thuhet drejtpërdrejt, kurse në të vërtetë, nëse

ata do t'ia thonë edhe drejtpërdrejt, bëjnë gjynah të dyfishtë: së pari duke e përgojuar vëllanë e tyre, e së dyti, duke e lënduar në zemër. Të metën që Zoti i ka fshehur dikujt, zbulimi i saj është gjynah dhe Profeti Muhammed[sa] thotë:

*"Zoti i mbulon një të metë atij, i cili i mbulon dikujt tjetër ndonjë të metë".*[24]

Pra, shumë njerëz bëjnë përgojime, sepse nuk kanë dijeni të saktë rreth këtij mëkati.

## Si mund të njohim përkufizimet e gjynaheve të ndryshme

Mund të lindë pyetja se si mund të njohim përkufizimet e gjynaheve dhe mëkateve të ndryshme. Përgjigjja e parë është po ajo që dhashë më parë: Mësojini prej mësuesit! Por ngaqë edhe prej mësuesit nuk mund t'i mësoni të gjitha hollësitë, do t'ju tregoj edhe një mënyrë tjetër: Zoti i ka dhënë njeriut natyrë të tillë, që ta lejojë veten të bëjë një vepër të caktuar (të keqe), por të njëjtën gjë kur dikush tjetër e bën para tij, ai irritohet dhe e urren tej mase. *Hazret Kalifi* i Parë i Mesihut të Premtuar[ra] thoshte se ai kishte pyetur një herë një vjedhës – A nuk ju duket e keqe vjedhja? Dhe vjedhësi i qe përgjigjur:

– Pse do të na dukej e tillë?! Nuk i marrim gjërat kollaj, por i fitojmë me djersë duke vënë veten në rreziqe shumë të mëdha.

*Kalifi* i parë ndërroi bisedë dhe pas një farë kohe, sërish e pyeti: – Po si e ndani me bashkëvjedhësit atë që fitoni?

– Kemi edhe argjendar në klanin tonë, – tha vjedhësi. – Atij ia japim të gjitha stolitë qofshin ar apo argjend, të cilat ai i shkrin dhe pastaj ne i ndajmë në hise për secilin.

24 *Tirmidhiu, Ebuabul-birri ues-silah, bab ma xha'a fis-setri alal-muslimina.*

– Po kur ju vjedh argjendari diçka nga stolitë, çfarë i bëni? – e pyeti *Kalifi*[ra].

– Po pse? Ia ka dhënë gjë i ati?! Po na bëri një gjë të tillë, ia këpusim kokën atij vjedhësi të poshtër! – ia ktheu ai.

Ky shembull tregon se si njeriu sheh veprat e tij me një shikim tjetër dhe ato të të tjerëve me një tjetër. Andaj, mëkatin nuk duhet ta përkufizoni duke u bazuar në atë që ju thotë nefsi juaj, por ta përkufizoni duke parë veprat e të tjerëve, sepse vetëm në këtë mënyrë do të arrini të shihni edhe lajthitjet më të vogla. Përkufizimin e bërë duke parë mëkatet e të tjerëve kur do ta aplikoni për vete, do të kuptoni se shumë gjëra që bëni pa vrarë fare mendjen, i konsideroni si mëkate të mëdha për të tjerët. Kjo është një metodë e lehtë dhe e shkëlqyeshme për ta kuptuar thelbin e mëkatit dhe duke e përdorur këtë, ka shumë pak gjasa të gaboni.

## E shtata

Pika e shtatë, e nevojshme për pastrimin e nefsit është që njeriu duhet të bëjë shprehi meditimin për porositë dhe ndalimet që ka mësuar. Pak më parë kam treguar që duhen hequr mendimet e këqija nga zemra, sepse ato e dëmtojnë njeriun nëse hedhin rrënjë në zemrën e tij. Por, tani dua të them se duhet përpjekur që urdhrat dhe ndalimet të hedhin rrënjë në zemër, sepse ato i japin dobi njeriut. Për shembull, ai duhet të thellohet në dobitë dhe bekimet e namazit, të studiojë realitetin e agjërimit e të veprave të tjera të mira. Po ashtu, të shqyrtojë realitetin dhe pasojat e gënjeshtrës, mashtrimit, pabesisë, paturpshmërisë, padëgjueshmërisë, etj. sepse edhe nga zbulimi i realitetit zemra e njeriut fiton dashuri apo urrejtje ndaj diçkaje të caktuar. Lidhur me këtë, Kurani Famëlartë pohon:

لَهُمۡ قُلُوۡبٌ لَّا يَفۡقَهُوۡنَ بِهَا ۡ وَلَهُمۡ اَعۡيُنٌ لَّا يُبۡصِرُوۡنَ بِهَا ۡ وَلَهُمۡ اٰذَانٌ لَّا يَسۡمَعُوۡنَ بِهَا

*(Ka disa njerëz që) kanë zemrën, por nuk kuptojnë; kanë sytë, por nuk shohin prej tyre; kanë veshët, por nuk dëgjojnë me anë të tyre.*[25]

Domethënë, derisa nuk i vini në punë veshët dhe sytë e zemrës, nuk mund të keni sukses.

**E teta**

Njeriu duhet të ketë vullnet për të pranuar të vërtetën. Nuk duhet të ndodhë që të dëgjojë një këshillë e të mos përpiqet për të vepruar sipas saj. Madje, kur merr ndonjë këshillë, duhet t'i kushtojë rëndësi e të përpiqet ta ndjekë. Edhe këtë e tregon ajeti që u citua më parë. Njerëzit që edhe pse dëgjojnë, bëjnë sikur nuk kanë dëgjuar, ose shikojnë, por bëjnë sikur nuk kanë parë, kurrsesi nuk mund të përparojnë.

**E nënta**

Nëse njeriu merr vërejtje për ndonjë gabim që ka bërë, duhet ta pranojë me durim. Shumë njerëz nuk arrijnë të sjellin reformë në veten e tyre sepse kur dikush ua tregon gabimin, nevrikosen dhe nuk e përmirësojnë veten. Nuk duhet të ndodhë kështu. Kur merrni vërejtje për gabimin që keni bërë, duhet të duroni. Allahu i Lartësuar thotë:

وَ اِذَا قِيۡلَ لَهُ اتَّقِ اللّٰهَ اَخَذَتۡهُ الۡعِزَّةُ بِالۡاِثۡمِ فَحَسۡبُهٗ جَهَنَّمُ ؕ وَلَبِئۡسَ الۡمِهَادُ

*"Kur i thuhet "Kije druajtjen ndaj Allahut!", egoja e nderit të tij e mban në mëkat. Andaj, atij i mjafton xhehenemi. Eh, sa vendbanim i keq është ai!"*[26]

25 Kurani Famëlartë 7:180.
26 Kurani Famëlartë 2:207.

Pra, thotë se ka disa njerëz që kur u thuhet të kenë *takuanë* e Allahut, preken në sedër dhe çmenden duke kujtuar se janë fyer dhe, në vend të përfitojnë nga këshilla, zënë të luftojnë me këshilluesin. Vendbanimi i njerëzve të tillë është xhehenemi, sepse ata grinden me këshilluesin, në vend që t'i tregohen mirënjohës. Por, të mos kujtojë ndokush se çdo njeri ka të drejtë të qortojë kë të dojë e ku të dojë, kur sheh se ai ka ndonjë dobësi ose ka bërë ndonjë gabim. Vërejtjet gjithmonë duhen bërë vetëm për vetëm. Gjithashtu, ai që bën vërejte, duhet të ketë parasysh pozitën dhe aftësinë e vet, se sa është i denjë për t'i bërë vërejtje tjetrit, që të mos shohë rezultat të kundërt. Pra, nëse në njërën anë është e nevojshme që ata që gabojnë të kenë edhe durim për të pranuar gabimin e tyre e të dëgjojnë me gjakftohtësi fjalën e këshilluesit, në anën tjetër, është e nevojshme që edhe këshilltari të ketë shumë kujdes kur dëshiron të këshillojë dikë. Ai nuk ka të drejtë të poshtërojë midis njerëzve kë të dojë e ku të dojë.

### E dhjeta

Njeriu nuk duhet të dëshpërohet por t'i mbështetet Zotit. Ka syresh që përpiqen e mundohen, por pikërisht në momentin kur do të merrnin frytin e përpjekjeve të tyre, tërhiqen të dëshpëruar.

### Ngjarja e një njeriu të Zotit

Përmendet një ngjarje e një njeriu të Zotit, i cili çdo natë çohej dhe bënte lutje për disa çështje. Një herë, i erdhi një nxënës për të qëndruar pak ditë pranë tij. Si zakonisht, kur mësuesi u çua për të falur namaz, edhe nxënësit i doli gjumi dhe, edhe ai u angazhua në adhurim. Kur mësuesi përfundoi së faluri, dëgjoi një zë, i cili i

thoshte: "Përgjërohu sa të duash, lutja jote nuk do të pranohet". Këtë zë, edhe pse ishte një shpallje, e dëgjoi edhe nxënësi. Ai u çudit nga kjo, por për shkak të respektit ndaj mësuesit, nuk foli gjë. Natën tjetër mësuesi përsëri u çua dhe filloi të lutej. Sërish u dëgjua i njëjti mesazh, por nxënësi edhe këtë herë u përmbajt. Edhe natën e tretë mësuesi u çua për adhurim dhe edhe nxënësi përsëri e dëgjoi mesazhin që i kishte ardhur mësuesit. Këtë herë, ai nuk duroi dot dhe e pyeti: – Keni marrë të njëjtin mesazh edhe ditën e parë, edhe ditën e dytë, edhe ditën e tretë. Pse nuk hiqni dorë nga kjo lutje?

– Kaq shpejt u frikësove djalosh! Kam njëzet vjet që marr këtë mesazh, por nuk përtoj të lutem, sepse lutja është adhurim, që është puna e robit. Zoti është i adhuruari dhe pranimi apo refuzimi i lutjes është punë e Tij. Ai po bën punën e Tij, e unë timen. Ti mërzitesh kot. Kështu i ishte përgjigjur mësuesi.

Nxënësi vetëm heshti dhe natën tjetër kur të dy u çuan përsëri për të bërë lutje, mësuesi mori shpalljen që atij iu pranuan të gjitha lutjet që kishte bërë gjatë njëzet viteve, sepse doli i suksesshëm në provën e tij. Nga kjo ai i tha nxënësit: – Shiko se çfarë humbjeje do të pësoja, po ta zbatoja këshillën tënde! Pra, ngaqë ai kishte besim te Zoti, e gjeti përfundimisht afrimin me Të.

## Qëndrueshmëria është e domosdoshme për lutjen

Shikoni se si ai njeri nëse do ta pranonte këshillën e nxënësit të tij, do të shkatërrohej e të humbte gjithçka pikërisht në çastin kur kishte mbetur shumë pak kohë që atij t'i pranoheshin të gjitha lutjet. Prandaj, besimtari kurrë nuk duhet të dëshpërohet, madje gjithmonë duhet të hedhë hapa përpara e të mos dorëzohet edhe sikur të shohë

dështim. Padyshim, ai duhet të reflektojë e të shqyrtojë se cilat janë shkaqet e dështimit të tij dhe të largojë nëse shikon se ka ndonjë dobësi, por kurrsesi nuk duhet të dëshpërohet nga bekimet e Zotit të Madhërishëm. Disa që dorëzohen thonë se veprat e tyre nuk gjejnë ndonjë rezultat. Unë u them se nëse nuk shohin ndonjë rezultat, s'ka problem. Le ta vazhdojnë detyrën e tyre, sepse në përfundim patjetër do të fitojnë. Shikoni sesi Allahu i Lartësuar tregon se besimtarët gëzojnë sukses duke iu mbështetur Atij:

اَلَّذِيْنَ قَالَ لَهُمُ النَّاسُ اِنَّ النَّاسَ قَدْ جَمَعُوْا لَكُمْ فَاخْشَوْهُمْ فَزَادَهُمْ اِيْمَانًا ۖۗ

وَّقَالُوْا حَسْبُنَا اللّٰهُ وَنِعْمَ الْوَكِيْلُ

Bëhet fjalë për kohën kur njerëzit i frikësonin muslimanët duke u thënë: *"E gjithë bota është mbledhur kundër jush. Ku janë ato parashikime të fitoreve?! Frikësohuni tani!"* Nga fjalët e tyre, muslimanët u forcuan akoma më shumë në besim, sepse ata e kishin marrë edhe këtë parashikim, që armiku do t'i sulmonte me të gjitha forcat e tij e do të bënte çmos për t'i shtypur, por ai nuk do të kishte sukses. Andaj, atyre që i frikësonin, ata iu përgjigjën: *"(Le të bëhet armiku ynë kushdo qoftë), neve na mjafton Allahu dhe Ai është Mbështetësi më i mirë. Nuk i druhemi asgjëje, derisa i mbështetemi Atij"*.[27] Nga ky ajet nxjerrim përfundimin se sa më i fortë të jetë sulmi, aq më shumë duhet të tregohet i fortë edhe besimtari. A keni vënë re se ai që është i sëmurë fizikisht, nuk heq dorë nga mjekimi edhe pse nuk përmirësohet. Madje vazhdimisht përpiqet për të gjetur ilaç gjersa të gjejë ilaçin e duhur ose të vdesë. Kështu duhet të bëjnë edhe të sëmurit shpirtërorë dhe, nëse sëmundja e tyre rëndohet, duhet të përpiqen

27 Kurani Famëlartë 3:174.

akoma më shumë. Nëse gëzojnë sukses gjatë përpjekjeve, kanë gjetur gjithçka. Nëse vdesin duke u përpjekur, prapëseprapë Zoti do t'ua anashkalojë gabimet sadopak, për shkak të përpjekjes së tyre. Por, nëse heqin dorë fare nga përpjekja e vdesin në këtë gjendje, atëherë çfarë gjëje tjetër mund të pësojnë përveç ndëshkimit. Prandaj, njeriu gjithnjë duhet të jetë i angazhuar në përpjekje e të mos dorëzohet duke u dëshpëruar. E shohim edhe te nxënësit ose studentët. Disa prej tyre e arrijnë suksesin vetëm për shkak të qëndrueshmërisë së tyre. Kam dëgjuar për një hindu, i cili kishte ngelur në provim shtatë herë radhazi. Për herë të fundit u fut në provim në një kohë kur edhe djali i tij po jepte të njëjtin provim, megjithatë atij nuk i erdhi turp. E dha provimin dhe e mori. Pra, nuk duhet të frikësoheni e as nuk duhet të nënvlerësoni veten tuaj. Me këto fjalë, nuk po ju jap mësimin e vetëpëlqimit, por atë të qëndrueshmërisë e të palëkundshmërisë. Mos thoni se nuk keni mundësi ta bëni këtë apo atë punë, por duhet të thoni se Zoti ju ka dhënë të gjitha forcat e duhura. Për besimtarët, Zoti i Madhërishëm shpreh këto fjalë:

مِنَ الْمُؤْمِنِيْنَ رِجَالٌ صَدَقُوْا مَا عَاهَدُوا اللّٰهَ عَلَيْهِ ۚ فَمِنْهُمْ مَّنْ قَضٰى نَحْبَهٗ وَ مِنْهُمْ مَّنْ يَّنْتَظِرُ

*Ka burra të atillë ndër besimtarët, të cilët ia dolën besëlidhjes që kishin bërë me Allahun. Pra, disa prej tyre e përmbushën detyrën e tyre, e disa të tjerë janë gati ta bëjnë kur t'u jepet mundësia.*[28]

Në hadith thuhet për një *sahab*[ra],[29] i cili kishte thënë: – Sikur të isha në betejën e Bedrit, edhe unë do të luftoja me mish e me shpirt.

28 Kurani Famëlartë 33:24.
29 Enes ibn Neder *(Shih: Buhariu, Kitabul-magazi, bab gezueti Uhud)*.

Nëse dëshira të tilla dalin prej zemrës, ato nuk quhen vetëpëlqim, por ato janë si tymi që del nga prushi. Edhe ai *sahab*[ra] kështu ishte, sepse ai mori pjesë në betejën e Uhudit, në të cilën ishte përhapur lajmi i rremë që i Dërguari i Allahut[sa] u martirizua. *Hazret* Omeri[ra], kur e mori vesh, u tremb dhe u ul diku. Atëherë i njëjti *sahab*[ra] duke e parë *Hazret* Omerin[ra] bashkë me një *sahab* tjetër në gjendje të traumatizuar, i pyeti se çfarë u kishte ndodhur. Thanë se i Dërguari i Allahut[sa] ra dëshmor. *"Nëse i Dërguari i Allahut[sa] është martirizuar, çfarë të bëjmë ne duke jetuar në këtë botë. Ky është pikërisht momenti për të luftuar"*. Duke shprehur këto fjalë, ai iu vërsul armikut dhe duke luftuar, ra dëshmor. Kur u gjet kufoma e tij, ai kishte marrë shtatëdhjetë plagë.[30]

**Dallimi midis vetëpëlqimit dhe vlerësimit të vetvetes**

Pra, është shumë e rëndësishme që të mos paragjykoni veten tuaj dhe, ashtu siç është e keqe të paragjykoni të tjerët, në të njëjtën mënyrë edhe paragjykimi ndaj vetes nuk është mirë, por është mëkat. Duke iu mbështetur Allahut, duhet të besoni se nuk do ta lini shejtanin të triumfojë mbi ju. Dallimi midis moszhgënjimit ose mosparagjykimit ndaj vetes dhe vetëpëlqimit ose mburrjes është që e para gjithmonë bëhet për përpjekjet që njeriu ka për të bërë në të ardhmen, kurse e dyta në përgjithësi bëhet për punët që ka bërë në të kaluarën. Njeriu që i pëlqen vetja dhe që mburret, shumë shpejt frikësohet gjatë misionit, por kur e përfundon punën, krenohet për të. Ndërsa ai që i mbështetet Zotit dhe nuk e paragjykon veten e tij, mban shpresën gjatë gjithë kohës kur është duke u marrë me ndonjë punë, dhe kur e përfundon atë, nuk e zë më në gojë.

30 *Siret Ibni Hisham*, vëll. 2, f. 87.

## E njëmbëdhjeta

Disa njerëz, disa mëkate të caktuara i quajnë të mëdha dhe disa të tjera i konsiderojnë të vogla dhe kështu, nuk bëjnë shumë kujdes për t'u ruajtur nga këto të fundit. Po, nga Kurani Famëlartë mësojmë se mëkatet nuk janë të mëdha apo të vogla në këtë kuptim. Sipas Kuranit, mëkat i vogël është ai që njeriu e mendon, por nuk e bën. E, kur e bën, ajo vepër njihet si mëkat i madh. Njerëzit vetë i kanë sajuar termat *segira* dhe *kebira* (të mëdha e të vogla) për mëkatet. Në këtë kuptim Kurani në asnjë vend nuk i ka ndarë ato. Andaj, nuk duhet të kujtoni asnjë mëkat si të vogël sepse duke e nënvlerësuar, do të shkujdeseni ndaj tij.

Thuhet se një njeri që e quante veten trim të madh, një herë kishte shkuar te një tatuazhist dhe i kërkoi që t'i pikturojë një luan në krahun e tij. Sa filloi tatuazhisti punën, atij i dhembi. Ai e pyeti: "Çfarë je duke pikturuar?" "Po vizatoj veshin e djathtë të luanit", – iu përgjigj tatuazhisti. "Po sikur të mos e vizatosh veshin, a do të më mbetet luani?" – e pyeti klienti. Ai iu përgjigj me pohim. "Atëherë, lëre veshin dhe vazhdo me pjesën tjetër", – i kërkoi ai. Tatuazhisti ashtu bëri dhe filloi të vizatonte pjesën tjetër. Por trimit në fjalë i dhembi përsëri dhe ai sërish e pyeti: "Po tani, çfarë po vizaton?" Ai tha: "Veshin e majtë". "Po sikur ta lësh edhe këtë, a do të mbetet luani?" – e pyeti trimi. "Po", – ia ktheu tatuazhisti. "Atëherë lëre edhe këtë e vazhdo me pjesën tjetër" – i kërkoi ai. Në këtë mënyrë, çdo herë kur i dhembte, ai i kërkonte tatuazhistit të mos e vizatonte atë pjesë, derisa në fund tatuazhisti i tha: "Tanimë nuk ka mbetur asnjë pjesë e luanit. Më mirë ik se nuk je për këtë punë". Kjo është gjendja e veprave të disa njerëzve. Duke nënvlerësuar punët që u duken të vogla, ata i lënë

pa bërë të gjitha dhe në fund nuk u mbetet asnjë punë. Kështu që, së pari dua t'ju them se asnjë punë nuk është e vogël dhe së dyti, një vepër bëhet shkak për veprën tjetër. Ashtu siç një ligësi shkakton ligësinë tjetër, në të njëjtën mënyrë edhe një vepër e mirë bëhet shkak i një vepre tjetër të mirë. Andaj, nuk duhet ta quajmë të vogël asnjë vepër, qoftë e mirë apo e keqe. Rrëfehet se *Hazret* Enesi[ra], duke iu drejtuar muslimanëve që kishin ardhur pas largimit të të Dërguarit të Allahut[sa] nga kjo botë, kishte thënë:

*"Sot ju bëni disa gjynahe duke i quajtur të vogla. Por gjatë kohës së të Dërguarit të Allahut[sa] kryerja e atyre gjynaheve konsiderohej si vdekje".*

Po ashtu, dëshmohet edhe në hadithet, që një herë, i Dërguari i Allahut[sa] po kalonte pranë varrezës. Për dy varre u tha *sahabëve* që ata persona po ndëshkoheshin për shkak të gjynaheve, të cilat në dukje ishin të vogla, por në të vërtetë ishin të mëdha. Ishin të vogla sepse të vdekurit, gjatë jetës së tyre, lehtësisht mund të shpëtonin nga ato dhe ishin të mëdha sepse po ato i kishin shpënë në xhehenem. Njëri prej tyre nuk kujdesej për pikat e urinës që binin në trupin e tij gjatë urinimit dhe tjetri ishte përgojues.[31] Pra, asgjë nuk është e vogël. Po, diçka mund të jetë e madhe apo e vogël në kuptimin relativ. Por, një gjë që njeriu e bën ose mund ta bëjë, sado e madhe të jetë, është e vogël për të. Në të njëjtën mënyrë, diçka të caktuar që njeriu nuk e bën ose nuk arrin ta bëjë, sado e zakonshme të jetë ajo, për të është e madhe. Për shembull, një njeri falet, agjëron, jep zekat, bën edhe haxh, por nuk ruhet nga sharjet kur flet. Mbase ne do të çuditemi se përse ai nuk heq dorë nga sharjet, por ai nuk i lë. E, kur nuk mund t'i lërë sharjet, atëherë pikërisht heqja dorë nga ato është një punë e

31 *Tirmidhiu, Ebuabut-taharah, bab et-teshdid fil-baul.*

madhe për të. Kështu që, një mëkat është i madh, kur njeriu është i prangosur në të dhe nuk heq dot dorë prej tij. Po ashtu, pikërisht është e madhe ajo mirësi, të cilën njeriu nuk e përvetëson. Mesihu i Premtuar[as] ka shpjeguar se njeriu nuk shpërblehet për një vepër që e bën natyrshëm. Por njeriu që ruhet nga një ligësi, për të cilën nefsi i tij i thotë ta bëjë dhe ai është edhe i aftë ta bëjë, shpërblehet. Për shembull, një njeri që nuk ka epshe, nëse thotë se nuk bën kurvëri, kjo nuk është ndonjë vepër e mirë për të. Po, nëse ai heq dorë nga përgojimet, kjo mund të jetë vepër e mirë. Nëse dikush heq dorë nga një ligësi që ka, atëherë bën mirësi, sepse pikërisht ajo ishte mëkat i madh për të.

## Nivelet e njohjes së Zotit

Deri tani kam përmendur përmbledhtas se si mund të arrihet njohja e Zotit. Nëse do t'i praktikoni këto këshilla, *inshallah ta'ala*, do të përfitoni shumë. Tani dua t'ju tregoj shkurtimisht dy-tri shenja të njohjes së Zotit, sepse nuk kemi kohë t'ju tregoj më shumë. Shenjat e njohjes së Zotit janë të dyllojshme: (1) të jashtme dhe (2) të brendshme. Shenjat e jashtme janë pikërisht ato që përmenden në hadithin e Profetit Muhammed[sa] që njeriu, përmes *nafileve* (veprave të mira vullnetare), mund t'i afrohet Zotit aq shumë saqë Zoti bëhet duart e tij, këmbët e tij dhe gjuha e tij.[32] Kjo tregon se njohjen e Zotit nuk mund ta arrijë ai që mjaftohet vetëm me veprat e obligueshme. Pra, është e domosdoshme që të bëjë edhe veprat vullnetare, sepse vetëm atëherë ai do të gëzojë njohje të atillë rreth Zotit, saqë Zoti i bëhet duart, këmbët, hunda, veshët, gjuha. Kjo do të thotë se çdo punë që bën ai, është punë e Zotit. Domethënë, ashtu siç punët e

32 *Buhariu, Kitabur-rikak, babut-tavadu.*

Zotit patjetër bëhen dhe askush nuk mund t'i ndalë ato, në të njëjtën mënyrë as atij nuk mund t'ia ndalë punët ndokush dhe se edhe ato bëhen patjetër. Një njeri i tillë kur kap dikë, nuk e lëshon; kur i dëgjon ndonjë kërkesë, bën që ajo të përmbushet; kur i kushton vëmendje dikujt, ai përmirësohet; çdo gjë që thotë ai, është e vërtetë, sepse për të aplikohen fjalët e Kuranit:

وَمَا يَنۡطِقُ عَنِ الۡهَوٰى ۝ اِنۡ هُوَ اِلَّا وَحۡىٌ يُّوۡحٰى ۝

*"Ai nuk flet nga vetja, por gjithçka që thotë është vetëm shpallje hyjnore që i bëhet (prej Zotit)"*[33]

Kapja e tij është shumë e fortë, saqë nuk mund të shpëtojë njeri prej tij. Shkurt, kuptimi i arritjes së njohjes së Zotit është që njeriu vishet me atributet e Zotit dhe ai bëhet burim i veprave të Tij. Zoti e drejton atë dhe merr punë të tilla prej tij, saqë të tjerët shohin manifestimin hyjnor nëpërmjet tij. Ky manifestim bëhet aq i fuqishëm, saqë disa të pamend atë e quajnë Zot.

Për të arritur deri në këtë gjendje, njeriu fiton disa ndryshime të brendshme, të cilat janë: së pari, fiton dije të plotë rreth mirësisë dhe ligësisë. Disa herë një punë e caktuar nuk i duket e keqe, por kur e nis, e kupton që është e keqe dhe menjëherë heq dorë nga ajo. Po ashtu, nganjëherë ai nuk bën një punë të caktuar duke menduar se ajo është e keqe, por ndërkohë i jepet dije se ajo është e mirë. Pra, niveli i parë i njohjes së Zotit është që ashtu siç Zoti ka dijeni rreth mirësive dhe ligësive, kjo dijeni i jepet edhe atij njeriu, por që të tjerët nuk mund ta kenë. Shikoni se edhe Profeti Muhammed[sa] falte të njëjtat namaze, mbante të njëjtat agjërime që mbanin edhe të tjerët. Por, a kishte

33 Kurani Famëlartë 53:4-5.

dikush tjetër statusin që kishte ai? Kurrsesi jo. Arsyeja është pikërisht kjo: pas mirësive që mund t'i dallonin njerëzit e tjerë, fshiheshin edhe shumë mirësi të tjera që mund t'i dallonte vetëm i Dërguari i Allahut[sa] , kështu që ai i bënte edhe ato. Po ashtu, pas ligësive që mund t'i dallonin të tjerët, fshiheshin edhe ligësi të tjera që mund t'i dallonte vetëm i Dërguari i Allahut[sa] dhe ai ruhej edhe nga ato. Për këtë arsye ai gëzoi atë status që nuk e gëzoi tjetërkush. Kështu që ka edhe mirësi dhe ligësi të tjera që fshihen pas mirësive dhe ligësive që duken, por ato janë të tilla që nuk mund të përshkruhen. Ato mund t'i kuptojë vetëm ai që gëzon aftësi të veçantë prej Zotit për t'i kuptuar. Njeriu kur e gëzon një gjë të tillë dhe vepron sipas saj, kjo aftësi e tij sa vjen e rritet. Ky është niveli relativisht i ulët i njohjes së Zotit. Më i lartë se ky është niveli në të cilin njeriut i bëhen të dukshme edhe ligësitë e fshehta. Një ligësi mund të jetë e mbuluar me perde dhe si e tillë ajo nuk mund të duket pa e zbuluar, por një ligësi tjetër mund të gjendet përpara, por njeriu nuk mund ta dijë thjesht sepse nuk ka dijeni rreth saj. Për shembull, nëse dikush gatuan mish derri dhe jua paraqet sikur të jetë mish qengji, nuk mund ta kuptoni të vërtetën. Ose sikur mishi të jetë po i qengjit, por konsumimi i tij të jetë i ndaluar për ju. Njeriut në nivelin e lartë të njohjes së Zotit i jepet dijeni edhe rreth këtyre gjërave. Kur u vjen ndonjë gjë e tillë njerëzve të këtij niveli, ata ndiejnë një nxitje apo urrejtje të veçantë ndaj saj, për shkak të së cilës, ata e kuptojnë të vërtetën. Thuhet për një njeri të shenjtë, i cili gjendej në një gosti ku ishin të pranishëm edhe shumë njerëz të tjerë, se u çua pa ngrënë ndonjë gjë dhe duke e parë atë, edhe të tjerët hoqën dorë nga ushqimi dhe u çuan. Pastaj, kur e pyetën se përse ai nuk kishte ngrënë diçka, ai u tha se po ndiente një dëshirë të zjarrtë për ta ngrënë atë ushqim dhe nga kjo e kishte kuptuar se ushqimi

kishte diçka të papëlqyeshme, andaj ishte çuar pa e shijuar atë. Në këtë mënyrë ruhen ata njerëz, të cilët edhe pse e mbajnë nën kontroll nefsin e tyre, por ai akoma nuk u bëhet musliman (i nënshtruar). Duke nuhatur animin e nefsit, ata e kuptojnë se aty ka ligësi. Por ka edhe njerëz që gëzojnë një nivel akoma më të lartë se ky. Të tillët janë ata që nefsi i tyre u bëhet musliman (i nënshtruar). Në çfarëdo forme t'u paraqitet ndonjë ligësi, ata menjëherë e kuptojnë.

بہر رنگے کہ خواہی جامہ مے پوش

من انداز قدت را مے شناسم

*Me çfarëdo veshje ta veshësh veten,*
*më mjafton të shoh shtatin tënd që të të njoh.*

Pikërisht ky është niveli më i lartë i njohjes së Zotit, që njeriu ta shohë mirësinë si mirësi dhe ligësinë si ligësi, sado të fshehura qofshin ato. Nuk ju nevojitet të pyesni për njerëzit e tillë se kush janë. Bota vetvetiu i shikon ata. Zoti i Madhërishëm Vetë ju mundësoftë të veproni sipas këtyre këshillave dhe ju pasuroftë me bekimin e njohjes rreth Tij. *Amin!*

## Rreth autorit

I biri i premtuar i Mesihut të Premtuar dhe Imam Mehdiut; shenjë e manifestimit të Allahut të Plotfuqishëm; fjala e Zotit, e cila ishte parashikuar nga Profeti Muhammed[sa] si dhe nga Mesihu i Premtuar[as] gjithashtu; yll i tillë i qiellit shpirtëror që kërkon qindra vite për t'u shfaqur një herë; njeri i Zotit i kurorëzuar me dritë që rrezaton për të rrënjosur jetën shpirtërore te pasuesit e tij e për të magjepsur ata që nuk kanë pasur fatin e ndjekjes së tij; orator me një kualitet fenomenal saqë fjalimet e tij e mbanin audiencën të vëmendshme për orë të tëra; oqean i dijës shpirtërore; zëri i kohës; gjeni i shekullit XX; njeri me aftësi madhore të lidershipit e me dhunti të shumta ishte Hazret Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmedi[ra] (1889-1965), i biri i Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, Mesihut të Premtuar[as] dhe Kalifi i Dytë i tij. Ai u zgjodh në këtë detyrë që në moshën 24-vjeçare, kur Xhemati ende ishte në periudhën foshnjore. Në një periudhë mbi pesëdhjetëvjeçare të Kalifatit të tij, ai e rriti, e mbrujti dhe e formoi Xhematin përmes udhëzimeve shpirtërore, lutjeve, lotëve, rraskapitjeve dhe gjakut të tij. Ai jo vetëm që forcoi Xhematin, themelet e të cilit ishin hedhur nga Mesihu i Premtuar[as], por gjithashtu e zgjeroi atë duke nisur projekte, organizata dhe programe të ndryshme, duke u inspiruar prej Mesihut të Premtuar[as] dhe duke vepruar nën udhëzimin Hyjnor. Ndër prioritetet e tij të para, të cilit ai i kishte dedikuar veten, ka qenë përmbushja e misionit të Mesihut të Premtuar[as], misionit madhor të përhapjes së Islamit të vërtetë me vlerat e tij të pacenuara në mbarë botën. Për ta arritur këtë, ai nisi *Tahrik-e-Xhedid*-in, nëpërmjet të cilit dërgoi, dhe vazhdojnë të dërgohen deri më sot, misionarë të Islamit anembanë botës. Mendjemprehtësia dhe intelekti i tij i lartë, urtësia e tij e madhe dhe

mbi të gjitha, dituria e tij e dhuruar prej Zotit e mundësuan të linte si trashëgimi një korpus të gjerë librash, fjalimesh etj, të cilat do të duan vite për të ardhur në dritë në gjuhë të ndryshme.

Kur Mesihu i Premtuar[a.s.] bëri lutje të veçanta që Zoti i Madhërishëm t'i dhuronte një djalë për mbështetjen e Islamit, Ai i dha sihariqin e lindjes pikërisht të këtij djali, duke thënë:

> *"... Unë të jap shenjën e mëshirës në përputhje me atë që më kërkove ... Gëzohu se të jepet një djalë i pashëm dhe i çiltër... Ai do të jetë jashtëzakonisht i zgjuar, mirëkuptues dhe i butë nga zemra. Ai do të begatohet me dituri të dukshme dhe shpirtërore ... Djalë, kënaqësi e zemrës, i lartë e fisnik, manifestim i të Parit e të Fundit, manifestim i së Vërtetës e Triumfit ... Ardhja e tij është shumë e bekuar dhe do të jetë burim i manifestimit të madhështisë hyjnore..."*[1]

1 *Mexhmua Ishtiharat* (Përmbledhja e njoftimeve), *Ishtihar* (njoftimi) 20 shkurt 1886, vëll. I, f. 100-103.

## Shpjegim i termave

| | |
|---|---|
| *Ajet* | Varg i Kuranit Famëlartë. |
| *Amin* | Zoti ashtu e bëftë! Thuhet pas lutjes. |
| *Bejt* | Besëlidhje. |
| *Eulija* | Shumësi i fjalës *ueli*, që do të thotë, njeri i dashur i Zotit. |
| *Hazret* | I nderuar. |
| *Irfan* | Njohje e Zotit. |
| *Kalif* | Pasardhës. Termi kalif i Allahut përdoret për profet. Ndërsa termi kalif i profetit përdoret për pasardhësin e profetit që vijon misionin e tij. |
| *Ma'rifet* | Njohje e Zotit. |
| *Mesihu i Premtuar* | Titulli që i referohet Themeluesit të Xhematit Musliman Ahmedia, Hazret Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit. Ai deklaroi që është i caktuar prej Allahut në përputhje me profecitë e Profetit Muhammed[sa] rreth ardhjes së Imam Mehdiut dhe Mesihut të Premtuar. |
| *Muhsin* | Mirëbërës. |
| *Muxhedid* | Reformator. |
| *Nafil* | Vepër e mirë vullnetare, jo e detyrueshme. Shpesh thuhet për namazin vullnetar. |
| *Namaz* | Falja në Islam. |
| *Ruku* | Pozicioni i përkuljes në namaz. |
| *Sadaka* | Lëmoshë. |
| *Sahab* | Besimtar musliman që ka jetuar me Profetin Muhammed[sa]. |
| *Sandal* | Dru pylli i lartë dhe me aromë që përdoret si lëndë ndërtimi e zbukurimi. |
| *Sexhde* | Pozicioni i përkuljes gjatë namazit kur falësi vë ballin dhe hundën në tokë në shenjë përulësie të skajshme para Zotit të Madhërishëm. |
| *Takua* | Takua, në arabisht, do të thotë "drojë prej Zotit". Ajo gjithashtu nënkupton se një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë. |
| *Ueli* | Njeri i dashur i Zotit, që gëzon afrimin me të. |

| | |
|---|---|
| *Umet* | Populli besimtar i një profeti. |
| *Xhelsa Salana* | Mbledhje vjetore që zhvillohet në shkallë kombëtare në Xhematin Musliman Ahmedia. |
| *Xhemat* | Kuptimi leksikor: bashkësi. Grup besimtarësh që ka një udhëheqës. |
| *Xhemati Musliman Ahmedia* | Bashkësia muslimane që ka pranuar deklaratat e Hazret Mirza Ghulam Ahmedit[as] të Kadijanit se ai është Mesihu i Premtuar dhe Imam Mehdiu. Ky Xhemat u themelua nga Hazret Mirza Ghulam Ahmedi[as] në vitin 1889, tani është nën udhëheqjen e Kalifit të tij të Pestë, Hazret Mirza Masrur Ahmed (Allahu e ndihmoftë fuqimisht). Xhemati gjithashtu njihet me emrin Xhemati Ahmedia. Anëtar i këtij Xhemati njihet si musliman ahmedian ose thjesht ahmedian. |

## Shkurtesat

*sa—selallahu alejhiveselam* (Paqja e bekimi i Allahut qofshin mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i Hazret Profetit Muhammed[sa].

*as—alejhiselam* (Paqja qoftë mbi të), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë profeti tjetër të Allahut.

*ra—radijAllahu anhu/anha/anhum* (Allahu qoftë i kënaqur me të/ta), shkruhet e lexohet kur përmendet emri i ndonjë sahabi a sahabe të ndonjë profeti.

*aba—ajedahullahu t'ala binesrihil aziz* (Allahu e ndihmoftë fuqimisht), shkruhet e lexohet pas emrit të Kalifit të kohës.

Adresat:

Xhemati Musliman Ahmedia i Shqipërisë,
Rr. “Pavarësia”, Mëzez,
Kutia Postare 8176,
Tiranë, Shqipëri (Albania)
Kontakt +355(0) 662974992; 695876901; 672168054
darulfalah@gmail.com

Xhemati Musliman Ahmedia i Kosovës
Rr. “Holger Pedersen”, Lagja e Spitalit, Prishtinë
Kontakt: +37744817813, Fax: +38138512408

---

shqip: www.alislam.al
anglisht: www.alislam.org

Libri "Njohja e Zotit" është shqipërim i një fjalimi të *Hazret* Mirza Bashirudin Mahmud Ahmedit[ra], Kalifit të Dytë të Mesihut të Premtuar[ra], që ai e mbajti në *Xhelsa Salanën* (mbledhjen e vjetore) e Kadijanit të Indisë, të zhvilluar më 16 mars të vitit 1919. Pasi tregon rëndësinë e kësaj teme, autori bën dallim midis dijes *(ilm-it)* dhe njohjes *(irfan-it)* rreth Zotit dhe tregon se njeriut nuk i mjafton vetëm të ketë dije rreth Zotit që Ai është i Gjithëmëshirshëm, Mëshirëplotë, Bujar, Mëkatfalës etj., por i duhet ta njohë Atë duke përjetuar ndikimet e këtyre atributeve në jetën e tij. Autori gjithashtu tregon se për të pasur këtë përjetim, njeriu duhet të krijojë ngjashmëri me Zotin, pra në rrethin e vet, edhe ai të bëhet i gjithëmëshirshëm, mëshirëplotë, bujar, mëkatfalës etj. Ky pa dyshim është një udhëtim i gjatë që njeriu e bën duke e njohur Zotin. Në këtë libër, autori gjithashtu shpjegon me detaje se si mund të realizohet ky udhëtim i bekuar, si mund të largohen pengesat, si mund të arrihet qëndrueshmëria në këtë udhë, në ç'formë duhet të bëjë përpjekje dhe lutje për të arritur te Zoti, cilat janë nivelet e njohjes së Zotit, etj.

This is the Albanian translation of the book entitled "*Irfan-e-Ilahi*" by *Hazrat* Mirza Bashiruddin Mahmud Ahmad[ra].


ISBN 1-84880-257-9
9781848802575